Revistë edukative-kulturore - www.progresibotime.com

Maj 2022
Numri: 170
E përmuajshme

# ETIKA

Shqipëri: 200 Lekë
Kosovë: 1.5 Euro
Maqedoni: 90 Den
Evropë: 7 Euro

# DASHURIA DHE URREJTJA PËR HIR TË ALLAHUT



 revistaetika  progresibotime




Fjala më e bukur është Libri i Allahut. Rruga më e mirë është sunneti profetik. Streha më e sigurt është devotshmëria. Të folurit më me virtyt është përmendja e Allahut.

Tregimet më të bukura gjenden në Kuran. Rrugët më të ndritura janë rrugët udhëzuese të profetëve.

Dija më e mirë dhe më e dobishme, është ajo që kthehet në kulturë. Justi(kimi më i keq është ai që bëhet në momentin e vdekjes. Pendimi më i keq, është ai në ditën e kiametit. Pasuria më e mirë, është ajo e zemrës.




Besimtarët janë në trupa të ndryshëm, ata janë të detyruar ta konsiderojnë njëri-tjetrin si organet e një trupi që jetojnë me një zemër të vetme. Ashtu siç i gjithë trupi e ndjen dhimbjen e një organi, edhe perceptimi i vuajtjeve të vëllezërve të fesë, është një sprovë ndërgjegjeje për të gjithë besimtarët.

Allahu i Lartëmadhëruar i ka krijuar njerëzit nevojtarë ndaj njeri-tjetrit. Shoqëria, ashtu si ka klasën e pasur dhe të fortë, ka e do të ketë gjithmonë edhe klasën e të dobtëve, të njerëzve me probleme shëndetësore dhe të nevojtarëve. Ne duhet të pyesim veten: "Pse i krijoi Allahu i Lartëmadhëruar nevojtarët?" Përgjigjja dihet: "Nevojtarët janë amanet i Allahut (xh.sh.), që ua ka lënë jonevojtarëve." Këtë përgjegjësi e ka dhënë Vetë Allahu.

# Editorial

بسم الله الرحمن الرحيم

***Allahu thotë në Kuran:***

***"O besimtarë, mos i bëni miq armiqtë e Mi dhe tuajit, duke u shprehur atyre dashuri, ndërkohë që ata kanë mohuar të vërtetën, që ju ka ardhur dhe kanë dëbuar të Dërguarin dhe ju, vetëm se besonit në Allahun, Zotin tuaj. Nëse keni dalë luftëtarë në rrugën Time dhe për kënaqësinë Time dhe fshehurazi u shfaqni atyre dashuri, atëherë gaboheni. Unë e di çfarë fshihni dhe çfarë bëni haptazi. Secili prej jush që vepron ashtu, është shmangur nga rruga e drejtë."*** (Mumtehine, 1)

Në vazhdim të ajeteve përcaktohet korniza se si duhet t'i kenë marrëdhëniet besimtarët me jobesimtarët në rast lufte dhe jepet shembulli i bukur i Ibrahimit dhe i atyre që e rrethonin: ***"Shembull i mrekullueshëm për ju është Ibrahimi dhe ata që kanë qenë me të, kur i thanë popullit të vet: "Ne shkëputemi nga ju dhe nga ato që ju i adhuroni në vend të Allahut; ne ju mohojmë dhe armiqësia e urrejtja midis nesh është e përhershme, derisa të besoni tek Allahu Një dhe i Vetëm…***» (Mumtahine, 4)

Kush është armiku? Armiqtë janë ata që mohojnë të vërtetën dhe u bëjnë keq njerëzve me duar dhe gjuhë vetëm pse besojnë. Ata janë armiqtë e Allahut, të Profetit dhe të besimtarëve. Sa kuptimplotë është shprehja "armiku im dhe armiku juaj" në ajet! Armikut i ka hije armiqësia. Allahu e ka dhënë shenjën e qëndrimit të Tij kundër armiqve të tij duke thënë «armiku im», dhe besimtarët duhet të kenë një qëndrim të ngjashëm kundër «armiqve» të tyre.

Shejtani është armiku më i madh. Ai përpiqet për të na privuar nga lumturia e përjetshme dhe për të na bërë të harrojmë besëlidhjen tonë me Allahun (xh. xh.). Besimtari duhet ta dijë këtë dhe ta marrë armikun për armik***: "E vërteta është se shejtani është armiku juaj, prandaj merreni atë për armik."*** (Fatir, 6) Ta marrësh për armik shejtanin dhe të thotë të mos ndjekësh rrugën e tij, të mos ndjekësh gjurmët e tij, të hysh në Sirati Mustakim duke iu përmbajtur rrugës së takvasë dhe të jesh vazhdimisht vigjilent kundrejt vesveseve të tij edhe nëse na flet për mëshirën e Allahut (xh.xh.). Armiqësi me shejtanin do të thotë të jetojmë gjithmonë vigjilentë duke e ditur se armiku nuk do ta dëshirojë kurrë të mirën tonë.

Edhe nefsi brenda nesh është armiku ynë, pasi ai gjithmonë urdhëron të keqen. Ndjenjat si zemërimi, xhelozia, epshi, pasioni etj. janë prirje helmuese që i bëjnë njerëzit armiq kundër njëri-tjetrit. Në këtë mënyrë, edhe më të pafajshmit prej nesh, familjet dhe fëmijët tanë mund të bëhen armiq. Çdo gjë që na çon drejt së keqes, padrejtësisë dhe poshtërimit është armik dhe duhet konsideruar si armik. Armiqësia me këta armiq bëhet duke mos i lejuar ata të na udhëheqin, duke e parandaluar të keqen e tyre dhe duke u përpjekur t'i përmirësojmë.

Përveç shejtanit dhe nefsit kemi edhe armiq të jashtëm. Ata janë armiqtë e Allahut dhe të Dërguarit të Tij të cilët përpiqen të bëjnë përçarje mes Islamit dhe njerëzimit. Ata që duan të ndërhyjnë mes njeriut dhe Islamit në të vërtetë janë armiku i njerëzimit, sepse e pengojnë njeriun të takohet me lumturinë e përjetshme. Me këtë qëllim përfundimisht demonik, armiqtë e njerëzimit janë mbledhur nën flamurin e shejtanit. Ata që janë armiqësorë ndaj Islamit dhe myslimanëve janë nënkontraktorët e shejtanit. Armiqësia me ta është armiqësi me shejtanin. Kjo është arsyeja pse është e ndaluar të bësh miqësi me ta ose t'i duash ata.

Revista
ETIKA

Maj 2022
VITI: XVI
NUMRI: 170

BOTUESI
Shtëpia botuese "Progresi"

DREJTOR
Albert Halili

KRYEREDAKTOR
Alban Kali

PËRKTHYES
Albert Halili
Fatmir Sulaj
Ilir Hoxha

DIZAJN
Bledar Xama

ADRESA
Rr: Studenti; Sheshi "2 Prilli"
Shkodër; Shqipëri

MOBILE
+355 67 340 6182

E-MAIL
rev.etika@gmail. com

WEBSITE
www.progresibotime.com

KOSOVË
Rr: Ardian Zurnaxhiu; pn. Ralin
Prizren; Kosovë
Mob: +377 45 639 143
Prishtinë; Kosovë
Mob: +377 44 566 577

MAQEDONI
Drvarska 28; Stara Carsija
Skopje; Makedonija
Mob: +389 7145 6003

ABONIMI VJETOR
Shqipëri: 2000 lekë
Kosovë: 15 Euro
Maqedoni: 900 Denar
Evropë: 80 Euro

# Përmbajtja

Askush nuk mund të na thotë se me kë duhet të jemi miq apo armiq. Këtë mund të na e thotë vetëm feja jonë. Ne e përcaktojmë vendin ku do të drejtohet dashuria jonë dhe vendin ku do të drejtohet urrejtja e armiqësia jonë duke u bazuar në fenë tonë dhe gjërat tona të shenjta. Të jesh mysliman do të thotë të mos kesh nevojë për një emër, titull dhe cilësim tjetër pasi të thuash «Unë jam mysliman».



# KRITERET E MIQËSISË DHE ARMIQËSISË?

Mehmet Lutfi Arsllan

Ndërsa vazhdonin përgatitjet para ekspeditës në Mekë, një grua e liruar nga skllavëria që quhej Sara shkoi në Medine dhe i kërkoi ndihmë Profetit (a.s.). I Dërguari i Allahut (a.s) e pyeti këtë grua nga Meka se pse kishte ardhur në Medine. Gruaja deklaroi se kishte rënë në një situatë të vështirë pas emigrimit në Medine të familjes, e cila e kishte liruar, dhe se kishte nevojë për ndihmë financiare. Profeti inkurajoi disa nga sahabët, duke përfshirë familjen e lartpërmendur, që ta ndihmonin gruan. Njëri prej tyre ishte edhe Hatib ibn Ebu Beltea.

Hatibi, i cili ishte njëri nga sahabët e shquar që mori pjesë në betejën e Bedrit, pasi ia plotësoi nevojën gruas, i kërkoi asaj që të çonte një letër në Mekë. Letra e shkruar që u drejtohej prijësve të Mekës, i informonte ata për çlirimin e Mekës i cili po afrohej, me këto shprehje: “Dijeni se i Dërguari i Allahut po përgatitet të vijë drejt jush me një ushtri si rrëke. Betohem në Allahun se, nëse Ai do të vinte qoftë edhe i vetëm, Allahu do ta bënte atë fitimtar ndaj jush, sepse Allahu me siguri do ta përmbushë premtimin që i ka dhënë atij.”

Pasi gruaja u largua, Profeti, i cili e mësoi situatën nga Xhebraili (a.s.), urdhëroi një grup sahabësh që ta arrinin gruan dhe ta sillnin letrën. Sahabët, të cilët mësuan të gjitha detajet nga Profeti se ku dhe si do ta gjenin gruan, e arritën shpejt gruan dhe ia morën letrën. I Dërguari i Allahut (a.s.), e pranoi justifikimin e Hatibit, i cili dërgoi letrën. Justifikimi i Hatibit ishte: «Unë nuk jam me origjinë nga Kurejshët. Andaj vetëm desha t’i mbroja të afërmit e mi me këtë lajm që u dhashë.» Edhe pse Omeri (r.a.), nuk donte që krimi i përcjelljes së një sekreti jetik te armiku të mbetej i pandëshkuar, Pejgamberi nuk e lejoi këtë, sepse Hatibi ishte një nga sahabët e Bedrit.

Për këtë ngjarje u shpallën ajetet e mëposhtme:

***“O besimtarë, mos i bëni miq armiqtë e Mi dhe tuajit, duke u shprehur atyre dashuri, ndërkohë që ata kanë mohuar të vërtetën, që ju ka ardhur dhe kanë dëbuar të Dërguarin dhe ju, vetëm se besonit në Allahun, Zotin tuaj. Nëse keni dalë luftëtarë në rrugën Time dhe për kënaqësinë Time***

***dhe fshehurazi u shfaqni atyre dashuri, atëherë gaboheni. Unë e di çfarë fshihni dhe çfarë bëni haptazi. Secili prej jush që vepron ashtu, është shmangur nga rruga e drejtë."*** (Mumtehine, 1)

Në vazhdim të ajeteve përcaktohet korniza se si duhet t'i kenë marrëdhëniet besimtarët me jobesimtarët në rast lufte dhe jepet shembulli i bukur i Ibrahimit dhe i atyre që e rrethonin: ***"Shembull i mrekullueshëm për ju është Ibrahimi dhe ata që kanë qenë me të, kur i thanë popullit të vet: "Ne shkëputemi nga ju dhe nga ato që ju i adhuroni në vend të Allahut; ne ju mohojmë dhe armiqësia e urrejtja midis nesh është e përhershme, derisa të besoni tek Allahu Një dhe i Vetëm...*»** (Mumtahine, 4)

Kush është armiku? Armiqtë janë ata që mohojnë të vërtetën dhe u bëjnë keq njerëzve me duar dhe gjuhë vetëm pse besojnë. Ata janë armiqtë e Allahut, të Profetit dhe të besimtarëve. Sa kuptimplotë është shprehja "armiku im dhe armiku juaj" në ajet! Armikut i ka hije armiqësia. Allahu e ka dhënë shenjën e qëndrimit të Tij kundër armiqve të tij duke thënë «armiku im», dhe besimtarët duhet të kenë një qëndrim të ngjashëm kundër «armiqve» të tyre.

Shejtani është armiku më i madh. Ai përpiqet për të na privuar nga lumturia e përjetshme dhe për të na bërë të harrojmë besëlidhjen tonë me Allahun (xh.xh.). Besimtari duhet ta dijë këtë dhe ta marrë armikun për armik***: "E vërteta është se shejtani është armiku juaj, prandaj merreni atë për armik."*** (Fatir, 6) Ta marrësh për armik shejtanin dhe të thotë të mos ndjekësh rrugën e tij, të mos ndjekësh gjurmët e tij, të hysh në Sirati Mustakim duke iu përmbajtur rrugës së takvasë dhe të jesh vazhdimisht vigjilent kundrejt vesveseve të tij edhe nëse na flet për mëshirën e Allahut (xh.xh.). Armiqësi me shejtanin do të thotë të jetojmë gjithmonë vigjilentë duke e ditur se armiku nuk do ta dëshirojë kurrë të mirën tonë.



Edhe nefsi brenda nesh është armiku ynë, pasi ai gjithmonë urdhëron të keqen. Ndjenjat si zemërimi, xhelozia, epshi, pasioni etj. janë prirje helmuese që i bëjnë njerëzit armiq kundër njëri-tjetrit. Në këtë mënyrë, edhe më të pafajshmit prej nesh, familjet dhe fëmijët tanë mund të bëhen armiq. Çdo gjë që na çon drejt së keqes, padrejtësisë dhe poshtërimit është armik dhe duhet konsideruar si armik. Armiqësia me këta armiq bëhet duke mos i lejuar ata të na udhëheqin, duke e parandaluar të keqen e tyre dhe duke u përpjekur t'i përmirësojmë.

Përveç shejtanit dhe nefsit kemi edhe armiq të jashtëm. Ata janë armiqtë e Allahut dhe të Dërguarit të Tij të cilët përpiqen të bëjnë përçarje mes Islamit dhe njerëzimit. Ata që duan të ndërhyjnë mes njeriut dhe Islamit në të vërtetë janë armiku i njerëzimit, sepse e pengojnë njeriun të takohet me lumturinë e përjetshme. Me këtë qëllim përfundimisht demonik, armiqtë e njerëzimit janë mbledhur nën flamurin e shejtanit. Ata që janë armiqësorë ndaj Islamit dhe myslimanëve janë nënkontraktorët e shejtanit. Armiqësia me ta është armiqësi me shejtanin. Kjo është arsyeja pse është e ndaluar të bësh miqësi me ta ose t'i duash ata.

Ajo që e bën armikun armik për ne është se ai nuk e njeh Allahun dhe të Dërguarin e Tij, të cilit Zoti ia përmend emrin bashkë me emrin e Tij. Armiku jo vetëm që mohon, por edhe në mënyrë shumë tinëzare bën zgjedhje mes Allahut dhe Profetit të Tij: ***«Vërtet, ata që mohojnë Allahun dhe të dërguarit e Tij dhe dëshirojnë të ndajnë Allahun nga të dërguarit e Tij, duke thënë: "Ne disa i besojmë e disa nuk i besojmë" dhe duke dashur që kështu të zgjedhin një rrugë të ndërmjetme, pikërisht ata janë mohuesit e vërtetë. Ne kemi përgatitur dënim poshtërues për mohuesit."*** (Nisa, 150-151). Ndërkohë: ***"Kush i bindet të Dërguarit, sigurisht që i është bindur Allahut."*** (Nisa, 80) Bindja ndaj të Dërguarit të Allahut (a.s.), është gjithashtu mënyra e vetme për të arritur dashurinë e Allahut: ***"Thuaj: Nëse e doni Allahun, më ndiqni mua, (në mënyrë që) Allahu t'ju dojë dhe t'jua falë mëkatet. Sepse Allahu është Falës i madh, Mëshirëplotë."*** (Alu Imran, 31)

Është e qartë se ku qëndron e bukura. E vërteta është e dukshme. Çështja është te zgjedhja. Por zgjedhja kërkon vullnet. Çmimi i vullnetit është forca. Forca është të qëndrosh pas zgjedhjes tënde. Forca është të qëndrosh pas zgjedhjes tënde në të gjitha rrethanat dhe situatat. Zgjedhja është ta njohësh mikun si mik dhe armikun si armik, ta ruash këtë ndërgjegje në çdo kohë e terren dhe ta mbrosh

të vërtetën edhe nëse është kundër interesave të tua. Ai që tregon vullnetin për të zgjedhur mikun dhe armikun e tij, duhet të jetë gjithashtu i gatshëm t'i përgjigjet miqësisë dhe armiqësisë. Kjo kërkon një qëndrim burrëror. Është një qëndrim drejtësie t'ia drejtosh dashurinë atij që e meriton dhe armiqësinë atij që e bën hak.

Drejtësi do të thotë t'u përmbahesh dispozitave të Allahut (xh.xh.), të qartësosh rreshtat dhe të jesh i vendosur në caktimin e miqve dhe armiqve. Ky nuk është një qëndrim i të qenët pro ose kundër njerëzve, por i respektimit të marrëveshjes mes vetes dhe Zotit (xh.sh.). Ky qëndrim është në vetvete një qëndrim joshës, transcendent. Ai që përcakton se ku duhet të qëndrojë për Allahun, e ka tejkaluar veten. Ai që mund ta tejkalojë veten, do të thotë se është ngritur mbi bisedat për miqësi dhe armiqësi mes njerëzve. Formimi i miqësisë dhe armiqësi për hir të Allahut Teala në këtë aspekt është diçka e vështirë. Edhe njeriu më i shthurur e kupton se kush mund ta bëjë këtë. Njerëzimi ka një ndërgjegje të tillë që e di se cili është qëndrimi i vërtetë në këtë drejtim dhe e mbron (mban) të vërtetën. Ata që kanë sukses në mjeshtërinë e madhe të zemrës, siç është dashuria ndaj atij që e meriton dhe urrejtja ndaj atij që e bën hak, vlerësohen nga të gjithë, miq apo armiq qofshin ata, sepse ata kanë kryer një vepër që Allahu, i Cili i ka në dorën e Tij zemrat e të gjithëve, e ka lavdëruar duke e quajtur "ajo është për mua". Sa shembulli i mrekullueshëm është qëndrimi i Imran ibn Husajnit për sa i përket faktit se sipas cilit rregull duhet të bëhet miqësia dhe armiqësia për hir të Allahut.

Husajni nuk ishte konvertuar në Islam megjithëse djali i tij Imrani ishte bërë mysliman. Ai ishte një njeri i moshuar dhe i respektuar në mesin e Kurejshëve. Një ditë, me provokimin e kurejshëve, shkoi në kuvendin e Profetit (a.s.) dhe e pyeti se pse e kundërshtonte fenë e të parëve të tij. I Dërguari i Allahut (a.s.), i bëri vend Husajnit në atë tubim të mbushur me njerëz, në të cilin gjendej edhe djali i tij, Imrani. Pastaj e trajtoi plakun me butësi, dashamirësi dhe arsye të shëndoshë dhe i bëri pyetje kritike që do t'i ndryshonin pikëpamjen e tij për jetën. I impresionuar nga trajtimi që iu bë dhe fjalët që dëgjoi, dielli i udhëzimit filloi të ndriçonte në qiellin e zemrës së Husajnit. Pikërisht në atë moment ai iu përgjigj pozitivisht thirrjes së të Dërguarit të Allahut për t'u bërë mysliman dhe u nderua me Islam.

Imrani po i shihte pa reaguar ato që po ndodhnin që kur babai i tij hyri brenda. Ai qëndroi i heshtur



dhe nuk reagoi derisa babai i tij, i cili foli me Profetin, fillimisht u bind dhe më pas u nderua me besim. Kur e pa konvertimin e të atit në Islam, pikërisht në atë moment u ngrit i gëzuar. Ai shkoi tek i ati, të cilin e injoroi në fillim të kuvendit, madje ktheu kokën mënjanë kur hyri ai, dhe i puthi kokën, duart dhe këmbët me shumë respekt. Në atë moment u pa se Pejgamberi ynë i Nderuar, i cili ishte mëshirë për botët, u emocionua.

Që nga momenti kur Husajni hyri brenda, Profeti e pati parë sjelljen e djalit të tij, Imranit, pa e vënë re askush. Ai e pati parë indiferencën e Imranit, madje duke kthyer fytyrën, kur babai i tij hyri në kuvend. Megjithatë, Profeti u emocionua nga sjellja e Imranit siç pritej nga një djalë pas konvertimit të babait të tij në Islam. Në fakt, këtë ua shpjegoi njerëzve që ndodheshin aty siç vijon:

"Kur hyri babai i tij Husajni si jobesimtar, Imrani nuk u ngrit në këmbë, për më tepër, as që e shikoi në fytyrë. Por kur hyri në Islam, ia dha hakun. Unë u preka nga kjo delikatesë."

Qëndrimi që përcakton sjelljen e djalit ndaj babait të tij është qëndrimi i Islamit për mikun dhe armikun, pra është qëndrimi që përcakton adresën e dashurisë dhe urrejtjes. Askush nuk mund të na thotë se me kë duhet të jemi miq apo armiq. Këtë mund të na e thotë vetëm feja jonë. Ne e përcaktojmë vendin ku do të drejtohet dashuria jonë dhe vendin ku do të drejtohet urrejtja e armiqësia jonë duke u bazuar në fenë tonë dhe gjërat tona të shenjta. Të jesh mysliman do të thotë të mos kesh nevojë për një emër, titull dhe cilësim tjetër pasi të thuash «Unë jam mysliman». Të jesh mysliman do të thotë të caktosh miq dhe armiq sipas rregullave fetare, jo sipas konsideratave personale. Sepse të jesh mysliman do të thotë ta bësh mik mikun e Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe armik armikun e tyre.

Rrethi i dashurisë së besimtarit është mjaft i gjerë për të përfshirë të gjithë dhe gjithçka, përveç armiqve të Allahut (xh.xh.). Ai nuk e pëlqen mëkatin dhe gjynahun, por është i mëshirshëm me mëkatarin. Megjithatë, ai nuk mund të jetë i butë, ashtu siç nuk anon kurrë shpirtërisht, drejt mizorisë dhe mizorit. Sepse ai e di që «pëlqimi i zullumit është zullum dhe pëlqimi i mosbesimit është mosbesim».



# LE TË MOS SHKOJË DËM KAPITALI I DASHURISË

*Dr. Adem Ergyl*

Fjala «muhabet-dashuri» është një koncept që nuk e humb kurrë aktualitetin e saj dhe përmendet shpesh në pothuajse çdo fe dhe kulturë. Ajo përbën një nga temat më themelore në kulturën islame, veçanërisht në fusha të tilla si morali, misticizmi dhe letërsia. Është një nga kapitalet më të çmuara të zemrës që i është dhuruar njeriut. Çdo kapital duhet të ruhet në mënyrën më të mirë, të përdoret siç duhet dhe të mos shpërdorohet kurrë. Është e vështirë të menaxhosh emocionet, por edhe nëse është e vështirë, është e pamundur që njeriu të mbrojë veten e tij dhe vlerat pa e arritur këtë. Sidomos t'i japësh drejtim ndjenjës së dashurisë është çështje jete a vdekje, sepse dashuria është ajo që e cakton drejtimin e formimit të personalitetit.

Njeriu është një qenie që formon miqësi dhe e aftë për t'u akomoduar. Në fakt, të gjitha krijesat e kanë një veçori të tillë pak a shumë. Tharmi i njohjes dhe miqësisë është kapitali i dashurisë. Pjesa e të gjithëve në këtë mirësi hyjnore është e ndryshme. Ashtu siç janë mirësitë materiale amanet, edhe mirësitë shpirtërore janë amanet për njeriun.

Lidhja më e rëndësishme ndërmjet Allahut dhe robit, e cila është "lidhja e besimit", bazohet në dashuri. Pohimi në ajetin: ***"Allahu ua bëri të dashur besimin dhe ia shfaqi atë të bukur zemrës suaj."***,[1] tregon këtë të vërtetë. Edhe ajeti: ***"Dashuria ndaj Allahut është më e fortë se çdo gjë tjetër tek ata që besojnë."***,[2] tërheq vëmendjen se sa duhet të jenë bashkë besimi dhe dashuria.

Ka një maja dashurie në të gjitha bashkimet dhe përkushtimet shpirtërore. Nuk ka dyshim se ka një pjesë të kapitalit të dashurisë midis bashkëshortëve, midis fëmijëve dhe prindërve, në marrëdhëniet e bashkëshortëve, miqve dhe të afërmve, në nivelin e interesit të formuar nga shtëpia, puna dhe profesionet e tjera. Këto janë dashuri natyrore të vendosura në natyrshmërinë tonë. Megjithatë, siç shprehet edhe Kurani Fisnik, asnjë nga këto dashuri nuk duhet të ketë përparësi ndaj dashurisë për Allahun, dashurisë për të Dërguarin e Tij dhe dashurisë për xhihadin në rrugën e Allahut. Në këtë kontekst, ajeti i mëposhtëm duket se përshkruan fushat e përdorimit të kapitalit të dashurisë dhe se si duhet menaxhuar ai:

***"Thuaj: "Nëse etërit tuaj, bijtë tuaj, vëllezërit tuaj, gratë tuaja, farefisi juaj, pasuria juaj që e keni fituar, tregtia për të cilën keni frikë se nuk do të shkojë mirë dhe shtëpitë ku e ndieni veten rehat, janë më të dashura për ju sesa Allahu, i Dërguari i Tij dhe lufta në rrugën e Tij, atëherë pritni deri sa Allahu të sjellë vendimin*** (dënimin) ***e Tij. Allahu nuk e udhëzon në rrugën e drejtë popullin e pabindur."*** (Teube, 24)

Duke qenë se elementi i dashurisë ka një vend të rëndësishëm në formimin e ndjenjave, mendimeve

1. Huxhurat, 7.

2. Bekare, 165.

dhe sjelljeve të njeriut, Kurani ka vënë kufijtë e dashurisë për besimtarin. Për shembull, ndërkohë që përçmohet preferimi i dynjasë kundrejt ahiretit, lidhja me pasion ndaj pasurisë dhe ushqyerja e dashurisë për mohuesit dhe ithtarët e librit,[3] është lavdëruar dashuria për Allahun më shumë se për çdo gjë tjetër, të qenët mik me besimtarët, të shpenzosh me dashuri në rrugën e Allahut dhe t'u drejtohesh adhurimeve me dashuri.[4] Prandaj, drejtimi, shkalla dhe kufiri i dashurisë në zemër duhet të jenë brenda kufijve të përcaktuar nga Allahu (xh.xh.). Po, edhe pse dashuria është një prirje zemre që ndonjëherë ndodh pa u varur nga vullneti, njeriu në njëfarë mënyre është i detyruar t'i kushtojë vëmendje drejtimit dhe masës së dashurisë në raport me forcën e tij. Sepse, është një fakt i pamohueshëm se dashuria ka një marrëdhënie të natyrshme me vullnetin.[5]

Të mëdhenjtë e Islamit janë shprehur: Përveç dashurisë ndaj Allahut, ka ifrat (teprim) në çdo dashuri tjetër. Ka një ndryshim midis «të duash për hir të Allahut» dhe «të duash ashtu siç do Allahun». Dashuritë për Allahun janë si degët e dashurisë së Zotit. Megjithatë, cilado dashuri që zë një vend në zemër dhe bëhet më e madhe se dashuria ndaj Allahut, krijesa e dashur bëhet hyjni i të dashuruarit. Shkaku kryesor i lindjes së shirkut, i cili është mëkati më i madh, është fakti i keqorientimit të ndjenjës së dashurisë. Përgjatë historisë, shumë udhëheqës, njerëz të devotshëm dhe të dëlirë, madje edhe disa profetë janë shndërruar në idhuj.

Nga natyra, qeniet njerëzore priren ta duan përsosmërinë (çdo gjë që ai e sheh si përsosmëri), bukurinë (çdo gjë të bukur) dhe ihsanin. Për këtë arsye, sa më shumë që robi të ketë pjesë nga ma'rifatullahu (njohja e Allahut), aq më e madhe do të jetë dashuria e tij. Sepse, Allahu, i Cili është i lirë nga të gjitha llojet e cilësive të mangëta, është i vetmi zotërues i përsosmërisë dhe bukurisë. Nga Ai na jepen të gjitha llojet e bekimeve dhe mirësive. Për ta mbrojtur zemrën, pa harruar faktin se Allahu është burimi i vetëm i gjithë bukurisë, përsosmërisë dhe mirësisë, nuk është e dëmshme të ndihesh i respektueshëm, i dashur dhe mirënjohës ndaj shkaqeve që kanë natyrën e ndërmjetësit. Kjo delikatesë kërkon një zemër vigjilente. Në shumicën e rasteve, ne e harrojmë pa vëmendje këtë të vërtetë dhe i shohim të vdekshmit si burim të përsosmërisë, bukurisë dhe ihsanit, gjë që është një rrezik i madh. Sipas Ibn el-Firasit, babai i tij e ka pyetur Pejgamberin duke i thënë:

"O i Dërguari i Allahut! A ta kërkoj (nevojën time nga dikush tjetër)?" Pejgamberi, alejhi's-salatu ve's-selam, iu përgjigj:

"Jo, mos e kërko! Por nëse duhet të kërkosh, të paktën kërko nga të devotshmit." (Ebu Davud, Zekat, 28.)

Në një transmetim tjetër, arsyeja pse zemra nuk anon drejt mëkatarëve është dhënë shkaku i një orientimi të tillë. Sepse dashuria ka një funksion që i afron të dashurin dhe të dashuruarin me njëri-tjetrin, madje i identifikon në shumë aspekte. Si fakt social dhe psikologjik, është e njohur e vërteta që njerëzit të cilët e duan njëri-tjetrin i ngjajnë njëri-tjetrit në ndjenja, mendime dhe sjellje, madje i ngjajnë njëri-tjetrit me kalimin e kohës. Nëse merret parasysh fakti se vullneti hyjnor dëshiron që njeriu të jetë mëkëmbës në tokë, mund të kuptohet lehtësisht se robi duhet të ketë një dashuri të zjarrtë për Allahun, në mënyrë që të kualifikohet për mëkëmbësinë. Në fakt, në një hadith kudsij të transmetuar nga Pejgamberi (a.s.), duke u treguar efekti i dashurisë hyjnore në përgatitjen e një per-



3. Shik. Kijame, 20-21; Fexhr, 20; Maide, 51; Hud, 113.

4. Shik. Bekare, 165, 177; Teube, 71;Insan, 80; Jusuf, 33.

5. Për shkak të lidhjes së ngushtë që dashuria ndaj Allahut ka me vullnetin, dijetarët e kanë shtjelluar atë në dy pjesë, konkretisht si dashuri të natyrshme dhe mendore. "Muhabbeti tabiijje (dashuria e natyrshme) është e prirë ndaj natyrshmërisë (fitrat). Kurse muhabbeti aklijje (dashuria mendore), lind nga kuptimi i mirësisë dhe përfitimit në qëllim, që do të thotë të duash ilaçin për shëndetin. Kjo është një dashuri e natyrshme për sa i përket qëllimit dhe një dashuri mendore e metaforike për sa i përket parimit. Megjithatë, në të dyja rastet, e vërteta e dashurisë nuk është çështje arsyeje, por një ndjenjë e dhënë drejtpërdrejt nga Allahu Teala. Gjërat që Allahu nuk ua ka bërë të dashura njerëzve, nuk mund të duhen duke menduar. Ndërsa gjerat që Allahu Teala ua ka bërë të dashura njerëzve, mund të duhen me vetëdije nëpërmjet njohjes, mendimit dhe përvojës. (Shik. Elmallëllë, Hak Dini - Feja e Vërtetë, VI, 4459.)

soni për mëkëmbësinë, vlen të përmendet se ata që i përmbushin gjërat që Allahu i ka bërë obligim dhe që vazhdojnë në adhurime veçanërisht me nafile, do të jenë të dashur nga Allahu dhe se të gjitha veprimet dhe sjelljet e tyre do të jenë në pajtim me vullnetin hyjnor.[6]

Dashuria, e cila është kapitali kryesor i formacioneve kaq të larta, nuk duhet të drejtohet kurrë ndaj armiqve të Zotit dhe të së vërtetës. Kjo do të thotë të blesh një copë teneqe me xhevahire që kanë vlerë të lartë, gjë e cila është një simbol i marrëzisë. Miku i Allahut, Ibrahimi, (a.s.), tha: ***«Mua nuk më pëlqejnë ata që perëndojnë.»***[7] Në këtë mënyrë e ktheu fytyrën dhe zemrën e tij drejt Allahut të Plotfuqishëm duke i lënë yllin, hënën e diellin dhe duke iu drejtuar Zotit që krijoi qiejt, tokën dhe çdo gjë tjetër. Kjo është një ngjarje shumë entuziazmuese dhe udhëzuese që tregon pikën qendrore të kiblës së dashurisë së zemrës.

Zemra është vendi i vrojtimit hyjnor. Andaj aty nuk duhet të mbizotërojë asgjë përveç Allahut dhe dashuri të tjera përveç dashurisë ndaj Zotit. Armiqësia apo urrejtja në emër të Zotit është gjithashtu rezultat i natyrshëm i dashurisë ndaj Allahut Teala. Besimtari është një njeri i dashurisë. Dashuria e tij përshkon gjithë ekzistencën për hir të Zotit. Përjashtimi i vetëm nga kjo janë armiqtë e Zotit (xh.xh.), të së vërtetës dhe mizorët. Ata që e marrin shejtanin si mik dhe janë pothuajse anëtarë të partisë së tij (hizbu'sh-shejtanit), nuk mund të përfitojnë nga dashuria e këtyre zemrave besimtare. Përkundrazi marrin urrejtjen, vrerin dhe armiqësinë e tyre. Një qëndrim i tillë shpirtëror i besimtarit është gjithashtu jashtëzakonisht i rëndësishëm. Zoti (xh.sh.), thotë:

***"Nuk gjen njerëz, që besojnë në Allahun dhe në Ditën e Fundit, që të ushqejnë dashuri ndaj atyre, të cilët kundërshtojnë Allahun dhe të Dërguarin e tij, edhe në qofshin ata etërit e tyre ose bijtë e tyre, ose vëllezërit e tyre, ose farefisi i tyre. Allahu ka skalitur besimin në zemrat e tyre dhe i ka fuqizuar ata me shpalljen e Vet. Ai do t'i shpjerë ata në kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj e ku do të qëndrojnë përgjithmonë. Allahu është i kënaqur me ata, por edhe ata do të jenë të kënaqur me Të. Ata janë Pala e Allahut dhe, vërtet që Pala e Allahut do të jetë fituese."*** (Muxhadile, 22)

Lëreni të duash armiqtë e Allahut dhe zullumqarët, por qoftë edhe pak anim ndaj tyre në zemër është krim që mund ta bëjë njeriun të shkojë në xhehenem. Edhe ajeti i mëposhtëm tërheq vëmendjen ndaj këtij rreziku:

***"Mos jini të prirë për të mbështetur shtypësit; atëherë zjarri do t'ju djegë edhe ju. Meqenëse nuk keni miq përveç Allahut, nuk mund të merrni ndihmë nga askund!"*** (Hud, 113)

Sufjan eth-Theurin e pyetën: A i jepet ujë një zullumqari që është duke vdekur? Ai u tha:

«Nuk i jepet.»

«Ai është gati duke vdekur.», i thanë ata.

«Lëreni atë, t'i jepni ujë atij është një çështje që konsiderohet ndihmë ndaj tij.», tha ai. Një tjetër ka thënë:

«I jepet me kusht për t'u penduar.»

Zoti ynë nuk e pranon si të drejtë mbajtjen e një qëndrimi të butë ndaj armiqve të fesë dhe njerëzve të devotshëm dhe e ka urdhëruar të Dashurin e tij që t'i urrejë ata me zemër dhe të luftojë duke u treguar i ashpër kundrejt tyre:

***"O Pejgamber! Bëj xhihad kundër jobesimtarëve dhe hipokritëve*** (të cilët janë armiqësorë ndaj jush) ***dhe jini të ashpër me ta. Vendi i tyre është xhehenemi. Sa përfundim i keq që është ky!"*** (Tahrim, 9)

Si përfundim, rrethi i dashurisë së besimtarit është mjaft i gjerë për të përfshirë të gjithë dhe gjithçka, përveç armiqve të Allahut (xh.xh.). Ai nuk e pëlqen mëkatin dhe gjynahun, por është i mëshirshëm me mëkatarin. Megjithatë, ai nuk mund të jetë i butë, ashtu siç nuk anon kurrë shpirtërisht, drejt mizorisë dhe mizorit. Sepse ai e di që «pëlqimi i zullumit është zullum dhe pëlqimi i mosbesimit është mosbesim». Kurrë nuk është i pandjeshëm kundrejt mizorisë së mizorit. Sa i përket jobesimtarit, ai (besimtari) nuk armiqësohet me të nëse nuk është armiqësor. Marrëdhëniet e tij me të përbëhen nga marrëdhënie njerëzore në masën e nevojës dhe të domosdoshmërisë. Megjithatë, kur bëhet fjalë për dashurinë, kapitali i besimtarit nuk është aq i pavlerë sa të përdoret për zullumqarët, jobesimtarët dhe hipokritët.

6. Teksti i plotë i hadithit kudsij është siç vijon: Allahu i Lartësuar ka thënë: "Kushdo që është armiqësor me një mik Timin, Unë patjetër do t'i shpall luftë atij njeriu. Robi im nuk mund të më afrohet me diçka më të mirë sesa përmbushja e gjërave që ia kam bërë obligim. Ai vazhdon të afrohet me nafile, derisa ta dua. Kur e dua, bëhem veshi i tij që dëgjon, syri i tij që shikon, dora e tij që mban dhe këmba e tij që ec. Çfarëdo që të kërkojë nga Unë, me siguri që ia jap. Nga çfarëdo që ai të më kërkojë për ta mbrojtur, Unë patjetër e mbroj nga ajo gjë. Unë nuk hezitoj në asgjë që bëj, aq sa hezitoj t'i marr jetën robit tim besimtar që nuk e pëlqen vdekjen. Mirëpo edhe Mua nuk më pëlqen që ai të mos e pëlqejë vdekjen." (Buhari, Rikak, 38.)

7. En'am, 76.

# DASHURIA DHE URREJTJA PËR HIR TË ALLAHUT



Ne i duam robërit e Allahut (xh.xh.), por e duam më shumë Zotin tonë dhe urdhrat e tij. Ne e përcaktojmë dashurinë dhe urrejtjen sipas dispozitave të Librit tonë të Shenjtë, jo sipas tekave dhe dëshirave tona. Nuk mund ta pranojmë që disa njerëz e përshkruajnë sufizmin dhe sufitë thjesht si një akt dashurie. Islami është një fe e ekuilibrit. Aq sa kemi frikë prej Zotit, kemi edhe shpresë. Aq sa duam për hir të Allahut, po aq edhe urrejmë.

*Prof. dr. Sulejman Derin*

Zoti ynë i Madhërishëm në Kuranin Fisnik prezantohet me emra si Rrahman, Rrahim, Gafur dhe Vedud, të cilët shprehin mëshirë dhe dashuri. Në shumë ajete thekson dashurinë e Tij për robërit. Madje shprehet se mëshira dhe dhembshuria e Tij e kanë kaluar zemërimin e Tij. Sufitë, të cilët përpiqen ta përvetësojnë këtë moral hyjnor, e kanë bërë parim t'u afrohen njerëzve, qenieve, madje edhe armiqve të tyre me dashuri. Mevlana, Ibn Arabiu, Imam Gazaliu, Bahaeddin Nakshibendi, Junus Emre dhe shumë miq të tjerë të Allahut, kanë dalë në plan të parë me dashurinë e tyre për njerëzimin. Megjithatë, ata gjithashtu dinë të zemërohen për hir të Allahut kur të jetë e nevojshme.

Zoti i Plotfuqishëm thotë qartë në Kuranin Fisnik se nuk i do jobesimtarët, politeistët dhe hipokritët. Edhe i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë: *"Vepra më e virtytshme është të duash për hir të Allahut dhe të urresh për hir të Allahut."* (Ebu Davud, Sunet, 3.) Sipas sufive, të cilët janë në rrugën e përvetësimit të moralit të Allahut dhe të Dërguarit të Tij, aq sa është e rëndësishme të duash për hir të Allahut, po aq është e rëndësishme edhe të urresh për hir të Allahut.

Sot, për fat të keq, disa grupe sufiste e kanë humbur këtë ndjeshmëri. Ndërsa dëshirojnë ta duan gjithçka për hir të Allahut, janë të shkujdesur ndaj urrejtjes në rrugën e Tij. Ata po përjetojnë një devijim serioz duke ndjekur një rrugë të pakufizuar dashurie që përfshin edhe armiqtë e Islamit. Këto lloj lëvizjesh sufiste, të quajtura tradicionaliste dhe perenialiste, mohojnë faktin se Islami është feja e vetme e vërtetë, duke i pranuar të gjitha fetë si fe të vërteta. Sipas tyre, kushdo që është hebre, i krishterë ose i përket ndonjë tradite fetare tjetër, do të hyjë në xhenet. Mirëpo, sipas dijetarëve tanë, nuk është e mundur të gjendet udhëzim pa pranuar Islamin.

Mëshira e vërtetë që duhet treguar ndaj atyre që janë të privuar nga besimi është t'u çosh atyre dritën e udhëzimit. Devotshmëria e vërtetë është ta duash atë që Allahu e do dhe të mos e duash atë që Ai nuk e do. Ndërsa Gazaliu thotë "Mahbubul mahbubi mahbubun: Ne e duam atë që e do Ai që e duam." Në të njëjtën kohë gjithashtu thotë "Ne nuk e duam atë që nuk e do Ai që e duam." Në fakt, sahabët e nderuar i braktisën edhe të afërmit e tyre më të afërt për Islamin. Ata nuk u bënë miq me armiqtë e Profetit (a.s.). Para se të bëhej mysliman Ebu Sufjani, i cili ishte njëri prej atyre që i bënin keq Pejgamberit (a.s.), shkoi te Ummu Habibja (r.anha), e cila ishte bashkëshortja e Pejgamberit dhe në të njëjtën kohë edhe





vajza e tij, për t'i kërkuar ndihmë në lidhje me një çështje. Kur hyri brenda, dëshiroi të ulej në shilten e dhomës. Por vajza e tij ia hoqi shpejt shilten nga poshtë dhe e largoi. Ebu Sufjani, i cili ishte përgatitur për t'u ulur, mezi shpëtoi nga rrëzimi. Kur e qortoi atë duke i thënë: "Bijë, a më mbrojte mua nga shiltja apo shilten prej meje?", mori këtë përgjigje nga Ummu Habibja (r.anha): "Ajo është shiltja e të Dërguarit të Allahut. Kurse ti je një politeist." Kështu, ajo nuk ngurroi që t'ia shfaqte edhe babait të saj zemërimin që e kishte për hir të fesë. Sepse babai i saj ishte armiqësor ndaj Profetit (a.s.) dhe ishte përfshirë në shumë beteja kundër tij.

Zoti i Plotfuqishëm i lavdëron shokët e Profetit (a.s.), duke i theksuar këto aspekte të tyre siç vijon: ***"...Muhamedi është i Dërguari i Allahut. Ata që janë me të, janë të ashpër ndaj jobesimtarëve dhe të mëshirshëm mes vete..."*** (Fet'h, 29) Ndërsa disa grupe sufiste, në kundërshtim me ajetin, kanë dashuri dhe mirëkuptim të madh ndaj jobesimtarëve dhe janë shumë të ashpër ndaj myslimanëve të cilët nuk ndjekin pikëpamjet e tyre.

Sipas Imam Rabbanit, treguesi i besimit është urrejtja kundër mosbesimit dhe idhujtarisë:

"Atëherë, për të arritur të vërtetën e besimit, është e nevojshme të qëndrojmë larg mosbesimit. Niveli më i ulët i kësaj është largimi nga mosbesimi me zemër, dhe niveli më i lartë është largimi me zemër dhe trup. Qëndrimi larg konsiston në armiqësinë ndaj armiqve të Allahut Teala. Ky ajet fisnik i më-poshtëm e mbështet këtë kuptim: "O Pejgamber, bëj xhihad kundër jobesimtarëve dhe hipokritëve dhe ji i ashpër ndaj tyre.» (Teube, 73)

Sipas mendimit tim modest, asnjë vepër nuk është më e virtytshme sesa të mbash qëndrim kundër jobesimtarëve për të marrë pëlqimin e Allahut. Sepse vetë Allahu (xh.sh.), ka armiqësi ndaj mosbesimit, jobesimtarëve dhe perëndive supersticioze si Lati dhe Uzza. Ata që adhurojnë këto perëndi të rreme janë gjithashtu armiq të Zotit (xh.xh.). Dënimi për këtë krim të tmerrshëm është qëndrimi përgjithmonë në xhehenem. Ajeti: ***"Allahu nuk e fal shirkun."*** (Nisa, 48), tregon se dënimi i jobesimtarit është xhehenemi i përjetshëm. (Letra e 266-të)

Dashuria e vërtetë që duhet treguar ndaj të krishterëve, hebrenjve dhe hinduve është t'i ftojmë ata në Islam, fenë e vetme të vërtetë. Përndryshe, të thuash se rruga e tyre është fe e vërtetë, nuk është dashuri, por mashtrim që ua bëjmë edhe atyre, edhe vetes sonë. Ata që i duan armiqtë e Allahut janë gënjeshtarë në dashurinë ndaj Allahut. Lidhur me këtë, Libri ynë i Shenjtë, Kurani na tregon si shembull Ibrahimin, i cili ishte «miku i Allahut»:

***«Shembull i mrekullueshëm për ju është Ibrahimi dhe ata që kanë qenë me të, kur i thanë popullit të vet: "Ne shkëputemi nga ju dhe nga ato që ju i adhuroni në vend të Allahut; ne ju mohojmë dhe armiqësia e urrejtja midis nesh është e përhershme, derisa të besoni tek Allahu Një dhe i Vetëm..."*** (Mumtehine, 4)



Ahmed Gymyshhaneviu, një nga shehlerët Nakshi, konfirmon Imam Rabbanin për sa i përket çështjes se Islami është feja e vetme e vërtetë si feja e fundit. Për këtë ai thotë se ata që e lidhin Islamin me fetë e tjera, pra ata që e shohin Islamin të barabartë me fetë e tjera, e kanë humbur rrugën. Pa dyshim, Islami i lejon besimtarët e feve të tjera të praktikojnë fenë e tyre lirisht, sepse nuk ka detyrim në fe. Por kjo tolerancë nuk do të thotë t'i duash besimet e tyre dhe t'i shohësh ata si njerëz udhërrëfyes. Gymyshhaneviu i paralajmëron si më poshtë ata që e pranojnë unitetin transcendent të feve, dialogun ndërfetar dhe pluralizmin fetar si fe të vërteta përveç Islamit:

Kushdo që thotë: "Unë e dua kishën, xhaminë, priftin dhe imamin, është mosbesimtar. Nëse një njeri thotë, për t'u afruar me një mik jobesimtar, që ti ruaje fenë tënde, edhe unë do ta ruaj timen, apo, edhe feja jote është e vërtetë, edhe feja ime është e vërtetë, të gjitha janë fe të Allahut, të gjitha janë të mira, ai bëhet mosbesimtar.[1]

Urdhërimi për të mirë dhe të ndalimi nga e keqja është farz kifaje (detyrim kolektiv). Ta mohosh këtë dhe ta neglizhosh është blasfemi. Emri bi'l-ma'ruf është një nga detyrat më të mëdha. Asnjë nga veprat e tij nuk do të jetë e dobishme për atë që nuk zemërohet për hir të Allahut.[2]

1. Ahmed Zijauddin Gymyshhanevi, Besimi i Ehli Sunnetit, Shtëpia Botuese Bedr, fq. 143.

2. Ahmed Zijauddin Gymyshhanevi, Besimi i Ehli Sunnetit, Shtëpia Botuese Bedr, fq. 140.

Si përfundim, e kuptojmë se sufiu është përgjegjës për përhapjen e Islamit dhe përcjelljen e tij. Kjo detyrë, e cila përgjithësisht neglizhohet, është konsideruar si një nga detyrat më të mëdha të Islamit nga sufijtë e mëdhenj dhe prej besimtarit është kërkuar të bëjë një jetese aktive, jo pasive. Musa Topbashi (k.s.), një nga përfaqësuesit e mëdhenj të kohës së afërt të traditës nakshibendije, i vendos kufijtë e dashurisë së tij si më poshtë: «Unë i doja të gjithë, përveç armiqve të betuar të fesë.» Kështu, ai i largon nga rrethi i dashurisë ata që janë armiqësorë dhe luftojnë Islamin. Po, Islami është fe e mëshirës dhe dashurisë, Profeti (a.s.), është mëshirë për botët, puna jonë e parë është të duam, është mëshira, por disa njerëz nuk e kuptojnë dashurinë. Siç shprehet edhe Mevlana, ka lloje njerëzish që urinojnë në përroin e pastër. T'i duash ata është thjesht marrëzi.

Andaj, ne i duam robërit e Allahut (xh.xh.), por e duam më shumë Zotin tonë dhe urdhrat e tij. Ne e përcaktojmë dashurinë dhe urrejtjen sipas dispozitave të Librit tonë të Shenjtë, jo sipas tekave dhe dëshirave tona. Nuk mund ta pranojmë që disa njerëz e përshkruajnë sufizmin dhe sufitë thjesht si një akt dashurie. Islami është një fe e ekuilibrit. Aq sa kemi frikë prej Zotit, kemi edhe shpresë. Aq sa duam për hir të Allahut, po aq edhe urrejmë. Zoti i Plotfuqishëm na bëftë t'i duam ata që i do Ai dhe na bëftë t'i urrejmë ata që i urren Ai! Amin!

Pluhuri i tapetit hiqet me shkop. Në pamje të parë, shkopi është një mjet torture. Por kryen detyrën e pastrimit pasi lejon që pluhuri të hiqet. Gjilpëra i jep pacientit pak dhimbje gjatë injektimit, por shërimi që i ofron e bën ta harrojë dhimbjen. Kështu është edhe operacioni. E tillë është edhe lufta që siguron paqe të qëndrueshme.



# TË SHOHËSH TË BUKURËN NË TË SHËMTUAREN DHE TË MIRËN NË TË KEQEN

Ali Riza Temel

Çdo gjë njihet nga e kundërta e saj. Mirësia pa të keqen, bukuria pa shëmtinë, pasuria pa varfërinë, shëndeti pa sëmundjen, urtësia pa injorancën etj. nuk mund të njihen. Do të thotë se çdo gjë është solide me të kundërtën e saj. Errësirë-dritë, djall-engjëll, besim-blasfemi, mizori-drejtësi, pikëllim-gëzim, mëkat-mirësi, vdekje-jetë... Këta shembuj mund t'i shumëfishojmë.

Në çdo gjë të krijuar ka një urtësi. Asgjë nuk është krijuar kot dhe pa qëllim. E gjithë ekzistenca dhe veprimet përbëhen nga manifestimi i cilësive të ndryshme të Allahut (xh.xh.). Ndër to mund të përmendim cilësitë si Xhelal-Xhemal, Muiz-Mudil-l, Mumit-Muhji, Hadi-Mudil-l.

Meqenëse jeta përbëhet nga sprova, edhe sprova ndodh duke zgjedhur këto të kundërta. ***«Ne ju provojmë me të keqen dhe të mirën për t'ju sprovuar.»*** (Enbija, 35). Meqenëse nuk ka sprovë pa të keqen, ekzistenca e së keqes duhet të konsiderohet e natyrshme. Në xhenet nuk ka asnjë të keqe dhe në xhehenem nuk ka asnjë të mirë. Kurse kjo botë, nga ana tjetër, është një fushë ku ndërthuren e mira dhe e keqja, të mirët dhe të këqijtë.

Përveç kësaj, edhe e keqja është relative, ajo është e ndryshme për të gjithë. Siç tha Mevlana Xhelaleddin Rumiu, helmi i gjarpërinjve është jetë për gjarpërinjtë, por vdekje për njerëzit. Gjëja duket sipas mënyrës sesi shihet. Ata që shikojnë me dashuri, e shohin të bukur, kurse ata që shikojnë me inat, e shohin të keqe. Të shohësh në mënyrë të paanshme dhe objektive, nuk është diçka që mund ta bëjnë të gjithë. ***"Diçka që nuk ju pëlqen, mund të jetë e mirë për ju, edhe diçka që ju pëlqen mund të jetë e keqe për ju. Allahu e di, kurse ju nuk e dini."*** (Bekare, 216)

Ai që e sheh Lejlën me sytë e Mexhnunit, e sheh ndryshe, kurse ai që e sheh me sytë e një njeriu tjetër, e sheh ndryshe. Siç shprehet Mevlana, nëse diçka e keqe ose e padëshirueshme të çon tek i dashuri, ajo gjë është e lezetshme dhe e bukur. Thonë se mëkati që sjell keqardhje është më i mirë se sevapi që ngjall mendjemadhësi. Rezultati është i rëndësishëm, jo vetë puna. Nëse nxirren mësime nga e keqja dhe ligësitë, kjo bëhet shkak për mirësi.

Sipas asaj që tregohet në Mesnevi, një predikues gjithmonë lutej për të këqijtë kur ishte në podium. Ai nuk lutej për njerëzit e pastër dhe njerëzit me natyrë të mirë. Ai i ngrente duart dhe thoshte: "O Zot! Ki mëshirë për të ligjtë, ngatërrestarët dhe banditët! Ki mëshirë për zemrat jobesimtare dhe ata që gjenden nëpër kisha dhe manastire!" Ata i thanë: «Këto lutjet e tua nuk janë lutje të zakonshme dhe të dëgjuara. Nuk është madhështi dhe fisnikëri të lutesh për perversët.» Predikuesi tha: «E kam bërë zakon të lutem për ta ngaqë kam parë mirësi prej tyre. Aq shumë më kanë bërë keq, më kanë persekutuar dhe dënuar, saqë më në fund më kanë shpëtuar nga e keqja dhe më kanë çuar te e mira. Sa herë që i drejtohesha kësaj bote dhe iu përkushtohesha punëve të saj, më rrihnin, më torturonin dhe më plagosnin. Kështu fillova t'i kërkoja strehim dhe t'i lutesha Allahut nga rrahjet, telashet dhe fyerjet që pësoja. Në këtë mënyrë, këta mizorë si ujqër

më sollën në rrugën e drejtë dhe në rrugën e Zotit. Meqenëse ata më bënë të vij në rrugën e drejtë, është detyrë e imja të lutem për ta.

Njeriu ankohet për hallet, fatkeqësitë, dhimbjet dhe vuajtjet që i ndodhin. Kjo është për shkak të natyrës njerëzore. Por i mençuri sheh sfondin e ngjarjeve dhe përpiqet të marrë mësim në vend që të ankohet. Dhimbjet, vuajtjet, telashet dhe fatkeqësitë përfundimisht e bëjnë njeriun një rob që i lutet Zotit, që zgjohet nga shkujdesja dhe që gjen të vërtetën. Njeriu nuk duhet të ankohet nga dhimbjet dhe vuajtjet, por nga mirësitë që e largojnë atë nga adhurimi, e drejta dhe drejtësia.

Ataullah el-Iskenderi lutej kështu: "O Zot! Mos më bëj të të harroj duke më dhënë gjithçka që dua. Mos mi largo hallet dhe vuajtjet që më bëjnë të strehohem te Ti dhe të të lutem!» Matematikani i famshëm dhe filozofi francez Paskali e konsideron sëmundjen si një mirësi, jo një ankesë dhe thotë: «Tani më ke dhënë një sëmundje që të përmirësoj gjendjen time. Kur isha i shëndetshëm, e përdora shëndetin tim si mjet për krenarinë dhe dëshirat e mia egoiste. Lëre këtë sëmundje të më vrasë krenarinë. Faleminderit për këtë dhimbje të padurueshme që më ke dhënë. Sepse kjo dhimbje më afron te Ti."

Profetët janë njerëzit që kanë përjetuar më shumë telashe dhe fatkeqësi. Ata kanë arritur nivelin më të lartë ngaqë kanë duruar kundrejt vuajtjeve dhe telashe.

Normalisht, telashet dhe vuajtjet nuk kërkohen. Por edhe nëse nuk kërkohen, nuk ka jetë pa telashe. Problemet dhe vështirësitë i bëjnë njerëzit të pjekur dhe të disiplinuar. Lëkura e kafshëve duhet të regjet dhe të përpunohet, në mënyrë që të jetë e dobishme. Nëse lëkura nuk përpunohet me ilaçe të hidhura dhe të forta, ajo mbetet e ndyrë dhe mban erë të keqe.

Edhe njeriu është si lëkura e papërpunuar në fillim. Andaj përpunoje me shumë ilaçe të forta dhe të hidhura, në mënyrë që të pastrohet, dëliret, të bëhet e bukur dhe e ndritshme.

Pluhuri i tapetit hiqet me shkop. Në pamje të parë, shkopi është një mjet torture. Por kryen detyrën e pastrimit pasi lejon që pluhuri të hiqet. Gjilpëra i jep pacientit pak dhimbje gjatë injektimit, por shërimi që i ofron e bën ta harrojë dhimbjen. Kështu është edhe operacioni. E tillë është edhe lufta që siguron paqe të qëndrueshme.

Përsëri, siç ka thënë Mevlana, nëse nuk je në gjendje ta durosh dhimbjen dhe të kërkosh telashe nga Allahu, të paktën pranoje, mos bëj zë dhe mos u anko nëse Allahu të jep një problem, një fatkeqësi, një dhimbje apo një vuajtje, sepse fatkeqësia apo problemi që vjen nga miku, të pastron.

Nëse i godituri nga fatkeqësia sheh mirësi te ajo, atëherë ajo fatkeqësi është e mirëpritur për të. Ilaçi që e shëron pacientin është i ëmbël për atë pacient. Ai që shfaq rezistencë kundër vështirësive, bëhet më i fortë dhe më në fund triumfon. Përballja me vështirësitë është si vrapimi, djersitja dhe përgatitja e një atleti që do të garojë në një garë para asaj gare. Të qenët i suksesshëm varet nga përgatitja. Trupi që nuk i njeh mikrobet dhe nuk fiton imunitet në luftën kundër tyre, nuk mund t'u rezistojë sëmundjeve. Prandaj njerëzit e urtë nuk ankohen prej fatkeqësive, por kërkojnë më shumë.

Në fakt, miqtë më të ngushtë të njeriut janë armiqtë e tij më të këqij. Sepse miqtë të shpërqendrojnë me gjuhët e tyre të ëmbla dhe të bëjnë të mendosh larg të vërtetës. Sa bukur ka thënë Sadi Shirazi:

"Unë vuaj nga bisedat e miqve, sepse ata mi tregojnë si të bukura cilësitë e mia të shëmtuara. Mangësinë time e konsiderojnë talent dhe pjekuri, kurse gjembin tim e bëjnë trëndafil dhe jasemin. Ku janë ata armiqtë e pamatur dhe arrogantë që të mi tregojnë mangësitë e mia, fajin tim dhe gabimet e mia pa hezitim."

Proverbi: "Një fatkeqësi është më mirë se një mijë këshilla.", është vetë e vërteta. Ata që nuk e provojnë dhe shijojnë diçka, nuk mund ta kuptojnë plotësisht natyrën e brendshme të saj. Jeta është përvojë. E vërteta arrihet duke kaluar nëpërmjet gabimeve. Puna si çirak, praktika dhe mjeshtëria janë hapa në rrugën e përparimit. Rruga për të arritur lehtësinë kalon përmes vështirësisë. ***«Me të vërtetë, pas vështirësisë vjen lehtësia.»*** (Inshirah, 5)

Nga sa thamë deri këtu, të mos kuptohet se i shohim si të mira dhe të bukura në vetvete të keqen, të këqijtë, shëmtinë, vështirësinë, hallet dhe fatkeqësitë. Ajo çfarë duam të themi është që, duke ditur se këto janë fakte të pandashme të jetës, të marrim mësime prej tyre në vend që të ankoheni dhe të përfitojmë prej tyre.

Njeriu jeton mes frikës dhe shpresës. Shpresa për të fituar dhe frika e humbjes e bëjnë jetën kuptimplotë. Jeta e njeriut nuk përparon në vijë të drejtë. ***"Allahu është ai që ju ka krijuar juve të dobët, pastaj, pas dobësisë, ju ka bërë të fuqishëm e, pas fuqisë, ju bën të dobët dhe të thinjur. Ai krijon çfarë të dojë; Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Fuqishëm për çdo gjë."*** (Rum, 54)

Uljet dhe ngritjet e jetës krijojnë dinamizëm. Një jetë pa të kundërta është një jetë pa kënaqësi dhe entuziazëm.

Ajo që e bën jetën kuptimplotë është të shohësh se çdo gjë e krijuar ka një kuptim dhe të bëhesh një rob i dobishëm duke përfituar nga gjithçka.

# SI MUND TË BËHESH NJË BESIMTAR I VËRTETË?

Dr. Murat Kaja

Sot, krimbat e dyshimit po gllabërojnë zemrat e njerëzve. Dyshime të ndryshme po sulmojnë besimin e njerëzve për shkak të shtimit të fitnes së Kohës së Fundit. Është e nevojshme ta mbrojmë besimin nga këto dyshime dhe ta forcojmë atë. Shenja e kësaj është të luftojmë në rrugën e Allahut me pasurinë dhe jetën tonë. Njerëzit që mund ta bëjnë këtë janë ata që i qëndrojnë besnikë fjalës së tyre «Unë jam besimtar».



Sahabët bënë një luftë të rëndë për herë të parë në Bedr dhe për herë të parë morën plaçkë lufte. Ata nuk kishin njohuri se çfarë do të bëhej me plaçkën e luftës dhe si do të ndahej ajo. Kur ishte në pyetje ndarja e pasurisë, mes myslimanëve filluan të lindin mosmarrëveshje. Ata e pyetën të Dërguarin e Allahut (a.s.). Më pas, Allahu Teala shpalli suren Enfal për t'ua mësuar atyre se çfarë të bëjnë dhe si të veprojnë:

"Të pyesin për plaçkën e luftës. Thuaj: Plaçka e luftës i përket Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Prandaj, nëse jeni besimtarë të vërtetë, kini frikë Allahun, rregulloni marrëdhëniet tuaja dhe bindjuni Allahut dhe të Dërguarit të Tij." (Enfal, 1)

Sa'd ibn Ebi Vakkasi (r.a.), tregon siç vijon: Vëllai im, Umejri ra dëshmor në ditën e Bedrit. (Ishte 16 vjeç.) Edhe unë e vrava As ibn Saidin dhe ia mora shpatën. Këtë shpatë, të quajtur Dhu'l-Ketife, ia solla të Dërguarit të Allahut (a.s.). Profeti (a.s.), më tha: «Merre atë dhe hidhe në grumbullin ku mblidhen plaçkat e luftës!» Unë u ktheva, por askush përveç Allahut nuk e dinte se në çfarë gjendjeje isha ngaqë vëllai im ra dëshmor dhe ngaqë më morën plaçkën e luftës. Kalova pak kohë në këtë situatë. Pastaj u shpall menjëherë surja Enfal. I Dërguari i Allahut (a.s.), më tha: «Shko dhe merre shpatën!»[1]

1. Ahmed b. Hanbel, Musned, I, 180.

I Dërguari i Allahut (a.s.), nuk ia dha shpatën ngaqë nuk e dinte vendimin për plaçkën e luftës. Mirëpo, kur përmes shpalljes së ajetit mësoi se plaçka i takonte Allahut dhe të Dërguarit të Tij, menjëherë tregoi bujarinë e tij. Ai ia dha atë shpatë sahabit të tij nga pjesa e vet.

Kur u pyet për suren Enfal, Ubade ibn Samiti (r.a.), ka thënë: «Kjo sure u shpall për sahabët e Bedrit kur ne nuk u pajtuam për çështjen e plaçkës së luftës dhe morali ynë u përkeqësua në lidhje me atë çështje. Allahu na e mori plaçkën e luftës dhe ia dha të Dërguarit të Tij. Kurse Resulullahu (a.s.), e ndau atë në mënyrë të barabartë mes myslimanëve."[2]

## DEVOTSHMËRI, BINDJE DHE PËRMIRËSIM

Besimtari i vërtetë para së gjithash duhet ta dijë se pasuria është e Allahut dhe se Ai ia jep kujt të dojë aq sa të dojë. Pas kësaj, ai duhet të jetë i kënaqur me atë që i ka dhënë Allahu dhe i Dërguari i Tij dhe të jetë falënderues.

Si rezultat i kësaj ngjarjeje dhe paralajmërimeve që pasuan, besimtarët shfaqën devotshmëri ndaj Allahut dhe iu bindën Atij, iu bindën të Dërguarit të Tij dhe i rregulluan marrëdhëniet mes tyre. Ata u shmangën nga rënia në ngatërresë me njëri-tjetrin për interesa të kësaj bote. Kështu e kuptuan rëndësinë e këtyre tri cilësive për të qenë besimtarë të vërtetë. Ata e kuptuan se njeriu që i frikësohet Allahut duhet t'i rregullojë marrëdhëniet me vëllezërit e tij besimtarë. Sepse, Allahu dhe i Dërguari i Tij (a.s.), këmbëngulin që besimtarët të shkojnë mirë, t'ia falin gabimet njëri-tjetrit dhe t'i mbajnë gjithmonë në rregull marrëdhëniet e tyre.[3]

## DRIDHJA E ZEMRËS, RRITJA E BESIMIT DHE TEVEKKULI (MBËSHTETJA TE ZOTI)

Në ajetin që vijon janë renditur cilësitë e tjera të besimtarëve:

***"Besimtarë janë vetëm ata, zemrat e të cilëve dridhen kur përmendet Allahu, besimi i të cilëve shtohet kur u lexohen ajetet e Tij dhe të cilët i mbështeten vetëm Zotit të tyre."*** (Enfal, 2)

Ebu'd-Derda (r.a.), thotë: "E dridhura në zemër është si djegia e gjethes së thatë të hurmës. Kur të ndjesh të dridhura në zemër, lutju menjëherë Allahut!"[4]

Kur përmendet Allahu, zemrat e besimtarëve të vërtetë digjen, dridhen dhe frikësohen nga frika dhe



2. Ahmed, V, 322.
3. Hakim, Mustedrek, IV, 620/8718.
4. Taberi, Xhami'u'l-Bejan, XI, 29.



dashuria e vërtetë ndaj Zotit. Kur zemra arrin këtë pjekuri, edhe lutjet pranohen. Sipas transmetimit të Thabit el-Bunanit, dikush tha: "Unë e di kur më pranohet lutja." «Nga e di ti?», e pyetën. Ai u përgjigj: «Nëse lëkura ime bëhet me kokrra, zemra më dridhet nga frika ndaj Allahut dhe sytë më mbushen me lot, atëherë është momenti që lutja ime pranohet.»[5]

Shpjegimi i Sufjan eth-Theurit rreth ajetit ka të bëjë me jetën praktike dhe është më i rëndësishëm: «(Besimtari i përmendur në ajet) është ai që i dridhet zemra dhe heq dorë prej mëkatit kur dëshiron të bëjë ndonjë zullum apo të bëjë një gjynah dhe i thuhet: «Ki frikë Allahun!»[6] Kjo është gjëja më e rëndësishme. Zemra të dridhet dhe të heqë dorë nga mëkati kur (besimtari) është duke bërë diçka të gabuar dhe i kujtohet Allahu ose ia kujton dikush.

Përveç kësaj, kur lexohen ajetet e Allahut Teala besimtarëve të vërtetë u shtohet besimi dhe frikërespekti. Sahabi Umejr ibn Hubejbi (r.a.), ka thënë: "Nëse e përmendim Allahun dhe i frikësohemi Atij, ky është shtim i besimit. Nëse neglizhojmë dhe e harrojmë Allahun, kjo është rënie e besimit."[7]

Karakteristikë tjetër e tyre është tevekkuli (mbështetja) e tyre tek Allahu (xh.sh.). Tevekkuli është i lidhur ngushtë me besimin. Në fakt, është një cilësi në të cilën të gjitha aspektet e besimit janë mbledhur së bashku dhe që i përfshin të gjitha ato. Besimi i një njeriu që mbështetet në Allahun është gjithashtu i shëndoshë.

Hasan ibn Atijje thotë: "Besimi në librin e Allahut është shndërruar në vepër. Pasi Allahu i shpjegoi besimtarët në këtë ajet dhe tha se besimi i tyre shtohet, Ai e ktheu besimin në vepër dhe foli për namazin dhe bamirësinë në ajetin që pason."[8] Domethënë, nuk flitet për një besim të thatë, por theksohet se ai duhet të ketë frutat e tij. (Ato) frutat janë veprat e mira.

### NAMAZI DHE INFAKU

Allahu i Madhëruar thotë:

***"Ata janë që e falin namazin dhe japin* (në rrugë të Allahut) *nga ajo që Ne u kemi dhënë si furnizim.*** (Enfal, 3)

Besimtarët e vërtetë jo vetëm që e falin namazin, por e falin atë me përkushtim. Falja e namazit me përkushtim do të thotë të bësh kujdes ndaj kohës së tij, të marrësh abdest siç duhet dhe t'i bësh të plota rukutë, sexhdet, këndimin, teshehudin dhe salavatet ndaj të Dërguarit të Allahut (a.s.).[9] Do të thotë ta falësh namazin me përkushtim duke e fokusuar zemrën te Allahu dhe me trup e shpirt.[10] Do të thotë ta falësh namazin me xhemat në xhami, ta falësh atë me gjallëri, frikërespekt e përkushtim dhe të mos e lësh kurrë të bie nga rendi i ditës.

Një tipar tjetër është infaku. Infak do të thotë që

5. Hakim et-Tirmidhi, Nevadir, I, 379.
6. Tefsiru Sufjan eth-Theuri, fq. 115; Taberi, XI, 29.
7. Ibn Sa'd, Tabakat, IV, 381.
8. Sujuti, ed-Durru'l-Mensur, VII, 23.
9. Ibn Ebi Hatim, Tefsir, V, 1657.
10. Buhari, Vudu, 24; Muslim, Taharet, 17, Musafirin, 294.



njeriu të shpenzojë duke filluar nga njerëzit për të cilët është përgjegjës për t'u kujdesur, për të afërmit, fqinjët dhe njerëzit e tjerë. Ai së pari duhet të japë zekatin dhe më pas të japë sadaka (lëmoshë).

***"Ja, këta janë besimtarët e vërtetë. Ata kanë grada të larta te Zoti i tyre, falje dhe furnizim të pashtershëm."*** (Enfal, 4)

Allahu i Lartësuar u premton robërve të Tij besimtarë grada të larta te Ai, falje dhe furnizim shumë të çmuar. Njerëzit hyjnë në xhenet me mëshirën e Allahut, por aty fitojnë gradë me veprat e tyre. Ata kanë nevojë jashtëzakonisht shumë të madhe për faljen dhe mëshirën e Allahut, në mënyrë që të hyjnë atje.

### HIXHRETI, XHIHADI DHE TË QENËT ENSAR (NDIHMËS)

Në të njëjtën sure janë dhënë edhe këto cilësi të besimtarëve të vërtetë:

***"Ata që besuan, emigruan dhe luftuan në rrugën e Allahut, dhe ata që strehuan dhe ndihmuan*** (muhaxhirët)***, ja, këta janë besimtarët e vërtetë. Për ta ka falje dhe furnizim të bollshëm."*** (Enfal, 74)

Edhe sot ka besimtarë që emigrojnë dhe bëjnë xhihad. Nëse nuk i kemi arritur këto virtyte, të paktën të mos e humbasim rastin të bëhemi ensar (ndihmës) për ta. Le të marrim si shembull muhaxhirët dhe ensarët e të Dërguarit të Allahut (a.s.).

### TË MOS BËJMË ASNJË VEPRIM QË NUK KA LEJEN E ALLAHUT DHE RESULULLAHUT

Allahu i Madhëruar thotë:

***"Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata që besojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe të cilët, kur gjenden me atë*** (të Dërguarin) ***në një punë të përbashkët, nuk largohen para se të kërkojnë leje prej tij. Me të vërtetë, ata që kërkojnë leje prej teje*** (o i Dërguar)***, padyshim, besojnë në Allahun dhe të Dërguarin e Tij..."*** (Nur, 62)

Besimtarët i dorëzohen me çdo gjë të tyre Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Ata nuk veprojnë sipas dëshirave të tyre dhe nuk bëjnë asgjë që nuk e lejon Islami.

### SHUARJA E DYSHMEVE DHE XHIHADI ME PASURI E JETË

Në fund, përmenden edhe këto karakteristika të mëposhtme të besimtarëve të vërtetë:

***"Besimtarë janë vetëm ata që besojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij, e pastaj nuk dyshojnë dhe luftojnë në rrugën e Allahut me pasurinë dhe jetën e tyre. Ja, këta janë të vetmit që janë besnikë*** (e brendshmja dhe e jashtmja e tyre është e njëjtë)***."*** (Huxhurat, 15)

Sot, krimbat e dyshimit po gllabërojnë zemrat e njerëzve. Dyshime të ndryshme po sulmojnë besimin e njerëzve për shkak të shtimit të fitnes së Kohës së Fundit. Është e nevojshme ta mbrojmë besimin nga këto dyshime dhe ta forcojmë atë. Shenja e kësaj është të luftojmë në rrugën e Allahut me pasurinë dhe jetën tonë. Njerëzit që mund ta bëjnë këtë janë ata që i qëndrojnë besnikë fjalës së tyre «Unë jam besimtar».

# SI NGRIHET DHE SI BIE NJË KOMB?

*Halit Serhan Erxhivelek*

Misioni i shoqërive dhe shteteve të formuara nga myslimanët është vendosja e paqes dhe sigurisë në tokë, heqja e barrierave ndërmjet Islamit, i cili është feja e vërtetë te Allahu (xh.sh.) dhe njerëzve të krijuar nga Allahu, dhe siç shprehet jurisprudenca islame, për të bërë xhihad duke marrë si referencë botën tjetër. Shoqëria islame, duke u nisur nga forma më e vogël shoqërore, familja, duhet të veprojë me vlerat islame në dimensionet ekonomike, sociale dhe në të gjitha dimensionet e marrëdhënieve, në kuadër të konstanteve të krijuara nga besimi islam dhe shteti, që është forma më e lartë e shoqërisë, duhet të marrë masat e nevojshme për vazhdimin e shoqërisë në këtë stil veprimi dhe duhet të përpiqet të zgjerojë sferën e sovranitetit duke bërë xhihad, në mënyrë që rendi i jetës të shtrihet në mbarë njerëzimin.

Qasja e shtetit islam dhe e shoqërisë që drejton ndaj mjeteve epistemologjike si shkenca, arti dhe ekonomia duhet të jetë me përpjekje për të përmbushur këtë mision. Në rast se braktiset kjo qasje, e cila bazohet në qëllimin në vepra, shoqëria dhe shteti dalin jashtë rrugës së drejtë të tërhequr nga vullneti hyjnor. Bota, shkencat dhe çdo gjë në këtë botë nuk vlejnë as sa një krah i mushkonjës për Allahun, për sa i përket vlerave të tyre të ekzistencës në kuptimin ontologjik. Myslimani është krijuar për botën tjetër dhe jeta është krijuar që myslimani të bëjë vepra të mira.[1] Jeta e vërtetë është jeta e ahiretit dhe jeta e kësaj bote jetohet duke iu referuar ahiretit. Dynjaja dhe gjërat që gjenden në të nuk kanë asnjë vlerë pa iu referuar ahiretit. Në kuadrin e kësaj kredoje (besimi), myslimani duhet të bëjë të gjitha përpjekjet dhe mundimet e tij në lidhje me botën për të përmbushur urdhrat dhe udhëzimet e Allahut (xh.sh.), në mënyrë që të fitojë ahiretin e tij. Përpjekja e njeriut për këtë botë, e bën njeriun adresues të fjalës hyjnore siç shprehet Kurani Fisnik: "Punon, por më kot."[2]

Kur përpjekjet në lidhje me dynjanë dhe mjetet e saj epistemologjike nuk bëhen për të fituar ahiretin, por vetëm për të përfituar nga begatitë e kësaj bote, ndërpritet ndihma hyjnore që ngre shtetin dhe shoqëritë, sepse siç thuhet në Kuranin Fisnik, ndihma e Allahut për besimtarët dhe bërja e tyre fitimtarë ndaj armiqve varet nga kushti i ndihmës që ata japin ndaj fesë së Allahut.[3] Nga nocioni i

1. Shik. Mulk, 2.
2. Shik. Gashije, 3.
3. Shik. Muhammed, 7.

kundërshtimit të kësaj dispozite del në pah se ndihma e Allahut u ndërpritet komuniteteve që braktisin ndihmën ndaj fesë së Allahut (xh.xh.). Të ndihmosh fenë e Allahut do të thotë ta zbatosh fenë individualisht dhe kolektivisht, të urdhërosh të mirën dhe të ndalosh të keqen dhe të bësh xhihad në shkallë shteti. Braktisja e këtyre aktiviteteve dhe zgjedhja e një stili jetese të bazuar në dëshirat e trupit pasi të arrihen mirësitë e kësaj bote të dhuruara nga Allahu (xh.xh.), me begatinë e veprave të mira, siç ka bërë një ngjasim të mrekullueshëm Mevlana, është si hyrja e ujit në anije duke shkaktuar kështu fundosjen e saj edhe pse në fakt uji e mbart anijen (kur ajo funksionon në rregull).

Perandoria Osmane, e cila përbën pjesën më madhështore dhe më të virtytshme të historisë islame pas Epokës së Lumturisë dhe kalifëve të drejtë, gjithashtu mori pjesën e saj nga ekzekutimi i kësaj dispozite të sunetullahut. Çlirimet e mëdha që ndodhën si rezultat i frymës së Ilaji Kelimatullah (lartësimit të fjalës së Allahut) në tre shekujt e parë të shtetit, çuan në rritjen e mirëqenies dhe zhvillimin e mundësive financiare. Shoqëria dhe zyrtarët e shtetit u zhytën në mirësitë e kësaj bote dhe u shtuan dëshirat në planin e nefsit. Kjo gjendje ishte fillimi i fatkeqësisë. Fatkeqësia që do të vinte u shfaq fillimisht në fushën ushtarake dhe teknike. Kështu që ushtritë e pamposhtura osmane filluan të pësonin disfata kundër shtetit Nemçe (austriak), pas disfatës së tyre të parë të rëndë të rrethimit të Vjenës më 1683. Këto disfata që ishin paralajmërime që duhej t'i çonin zyrtarët shtetërorë drejt një jetë asketizmi dhe devotshmërie, të cilën ata e lanë pas dore, periudha e gjatë e paqes që filloi pas Traktatit të Pasarofcës të nënshkruar me Austrinë dhe aleatin e saj Venedikun më 1718, qetësia e sjellë nga paqja, kënaqësitë e shpërdorimit dhe luksit i kaluan kufijtë e tyre dhe shkaktuan Revolucionin. Shteti, nga njëra anë, iu drejtua fushave të kënaqësisë dhe nga ana tjetër, ngaqë mendonte se shkaku i humbjeve ishte përparimi i njerëzve të bestytnive në fushat materiale, filloi t'i ngjante (perëndimit) dhe ta merrte si shembull. Ambasadorëve të dërguar në Paris, Vjenë dhe Moskë iu kërkua jo vetëm të nënshkruanin traktate diplomatike dhe tregtare, por edhe të mësonin për diplomacinë evropiane dhe fuqinë ushtarake. Zyrtarët shtetërorë të dërguar në Paris mbetën të impresionuar shumë nga Franca, veçanërisht në lidhje me arsimin dhe filluan t'i zhvendosnin praktikat franceze në Stamboll. Këto përpjekje supersticioze, si shuarja e etjes duke pirë ujë deti, e bënë shtetin dhe shoqërinë edhe më të dobët përballë armiqve të tyre. Ky rreth vicioz sipas rendit historik, çoi në disfata të mëdha kundër Rusisë dhe Anglisë, dhe u shndërrua në një proces katastrofik që çoi në shkatërrim hap pas hapi të gjithë perandorisë madhështore.

Arsyeja e lëkundjes ishte se një pjesë e caktuar e shoqërisë dhe e funksionarëve shtetërorë ranë në vetëkënaqësi me mendimin "mjaft u përpoqëm, le të përfitojmë nga të mirat e kësaj bote.» Ndërkohë, bazuar në interpretimet e sahabit të nderuar Ebu Ejub El-Ensariut, pasi disa nga sahabët thanë: «Tani që Meka është çliruar, le të kthehemi në fushat tona dhe kopshtet tona dhe të merremi me punët tona të kësaj bote», Allahu i Madhëruar i paralajmëroi sahabët, të cilët ishin njerëzit më të virtytshëm pas profetëve, në formën: "Shpenzoni (pasurinë dhe jetën tuaj) në rrugën e Allahut dhe mos e hidhni veten në rrezik me duart tuaja."[4]

Allahu (xh.sh.) nuk u bën padrejtësi robërve të Tij. Mirëpo, robërit e meritojnë dënimin e Allahut për shkak të veprave të tyre duke i bërë padrejtësi vetes. Nëse një shtet mysliman është shembur, kjo ndodh ngaqë ai e ka merituar këtë. Siç ka thënë një mendimtar: Epoka e tulipanëve e bëri shoqërinë dhe shtetin të pranueshëm për Tanzimatin dhe Tanzimatin për praktikat në periudhat e para të Republikës sepse; "Allahu nuk e ndryshon atë që i ka dhënë një populli, përveç nëse ai popull e prish veten dhe e ndryshon atë."[5] "Allahu nuk e ndryshon një begati që ia ka dhënë një populli përderisa ai popull nuk e ndryshon (sjelljen e mirë) të tij."[6] Nëse e shohim çështjen nga pikëpamja e urtësisë, do të vihet re se periudhat kur ndodhën çlirimet më të mëdha dhe u përjetuan kohët më të begata e paqësore në historinë e Islamit ishin Epoka e Lumturisë dhe tre shekujt e parë të shtetit osman kur mjetet dhe mundësitë financiare ishin më të ulëtat, ndërsa përpjekja fetare ishte në kulmin e saj në çdo fushë. Arsyeja e kësaj të vërtete historike shpjegohet si më poshtë nga njëri prej mistikëve të mëdhenj të periudhës së fundit, Muhamed Es'ad Erbili (k.s.): "Burimi i virtyteve materiale e shpirtërore janë mësuesit e vetëm të qytetërimit, ajetet fisnike. Për këtë arsye, ata që u nënshtrohen dispozitave të Kuranit, i cili është baza e lumturisë njerëzore dhe thelbi i qytetërimit real të dëshiruar, do të përparojnë në rrugën e zhvillimit dhe do të arrijnë qytetërimin e vërtetë".[7]

4. Shik. Bakara, 195.
5. Shik. Rad, 11.
6. Shik. Enfal, 53.
7. Mektubat, Muhammed Es'ad Erbili, Botimet Erkam, fq. 7, 47.



# JEMI PËRGJEGJËS
## PËR TË SHTYPURIT PËRRETH NESH!

M. Sami Ramazanollu

Sipas transmetimit nga Xhabir ibn Abdullahu, (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

*"Çdo njeri – qoftë ai zullumqar apo i shtypur – duhet ta ndihmojë vëllain e tij mysliman. Nëse vëllai i tij fetar është zullumqar, duhet ta ndalojë nga zullumi që po bën. Kjo është një ndihmë dhe mirësi për zullumqarin. Kurse i shtypuri, nga ana tjetër, faktikisht kanë nevojë për ndihmë dhe mirësi."* (Përkthimi i Texhridi Sarih, 4 / 254.)

Sipas transmetimit nga Sehl ibn Muadhi, (r.a.), i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

"Kushdo (prej besimtarëve) që e mbron dhe ruan një besimtar nga hipokriti, Zoti i Madhëruar do të dërgojë një engjëll mbrojtës në Ditën e Gjykimit për ta mbrojtur trupin e këtij besimtari nga zjarri i Xhehenemit". (Suneni Ebu Davud)

Sipas transmetimit të Ibn Abbasit, (r.a.)- në Librin e Teubihut (Kitabu't-Teubih), i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë këtë hadithi kudsij:

*"Për hir të nderit dhe lavdisë Sime, Unë do të hakmerrem për të shtypurit, herët apo vonë, nga zullumqarët. Përsëri, Ai thotë: «Unë do të hakmerrem edhe nga një person zemërgur që sheh një të shtypur të tillë duke iu bërë padrejtësi dhe refuzon ta ndihmojë të shtypurin edhe pse ai është në gjendje ta ndihmojë.»*

Abdullah ibn Omeri, (r.a.), ka transmetuar se Pejgamberi (a.s.), ka thënë: «*Mizoria është errësirë në ditën e kiametit.*» (Përkthimi i Texhridi Sarih, 7 / 805.)

Kastalani transmeton se Abdullah ibn Mes'udi, (r.a.), ka thënë: «Zullumqari do të sillet në errësirë dhe do të futet në një arkivol zjarri.»

Ibn el-Xhevziu ka thënë se padrejtësia (zullumi) përfshin dy mëkate.

1- Të marrësh pa të drejtë pronën e dikujt ose t'i bësh padrejtësi të shtypurit në çfarëdo mënyre, si rrahja.

2- Të kundërshtosh Allahun Teala, i Cili urdhëron drejtësinë. Ky mëkat është më i madh se ai i mëparshmi.

Nuk ka dyshim se është mëkat i madh t'i bësh padrejtësi të shtypurit që është në mbrojtjen e Allahut të Madhëruar. Kjo do të thotë të mos e pranosh se ai është në mbrojtjen e Allahut (xh.xh.), gjë e cila është një mëkat shumë i madh. Shkalla e kësaj është e rëndë në varësi të gjendjes së zullumqarit dhe të shtypurit.

Padrejtësia shkaktohet nga nxirja e zemrës. Nëse një zemër do të ndriçohej nga drita e udhëzimit të Allahut të Madhëruar, Absolutit, do të ishte e nevojshme ta kuptonte se sa i keq dhe i rëndë është fundi i padrejtësisë kundër vetvetes dhe do të ruhej. Ashtu siç është haram të ndihmosh zullumqarin, nuk lejohet animi dhe mbështetja ndaj zullumqarëve.

Në fakt, në suren Hud thuhet:

***"Dhe mos anoni nga ata që bëjnë të këqija, përndryshe do t'ju përcëllojë Zjarri. Ju nuk do të keni mbrojtës tjetër përveç Allahut dhe nuk do të ndihmoheni."*** (Hud, 113).

# NDERIMIN DUHET T'IA BËJMË NJERIUT ME MORAL TË LARTË

Sadik Dana

I Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë:

*“Në Xhenet ka shtëpi kaq të bukura. Ato janë për ata që flasin mirë, u japin ushqim të tjerëve dhe falen derisa të gjithë janë në gjumë.”* (Tirmidhi)

*“Vepra më e virtytshme është t'i mbulosh të metat besimtarit, t'i mbushësh barkun (ta ushqesh) dhe ta lumturosh duke i plotësuar një nevojë.”* (Taberani)

*“Në ditën e kiametit Allahu Teala do t'i pyesë disa prej robërve të Tij:*

*“O biri i Ademit! Më mori uria, pse nuk më dhe ushqim?” Ai robi do t'i thotë:*

*«Ti je Zoti i botëve, si mund të të ushqeja Ty?*

*Allahu Teala do t'i thotë:*

*«Kur të vinte një shok i uritur, nuk i jepje ushqim. Po t'i kishe dhënë ushqim atij, do të kishe marrë shpërblime sikur të më kishe dhënë Mua.»* (Muslimi)

I Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

*«Gostitjet tuaja bëjuani njerëzve me moral të lartë. Edhe atë që jepni nga rrobat tuaja, jepuani njerëzve besimtarë.*

Abdulkadir Gejlani (k.s.), thotë:

«Kur ta nderosh dikë me moral të lartë e devotshmëri dhe ta ndihmosh në punët e kësaj bote, bëhesh ortak në (sevapin e) veprave të tij të mira që do t'i bëjë ai. Krahas kësaj, shpërblimit të tij nuk i pakësohet asgjë. Duke e nderuar atë, e ndihmon në qëllimin e tij, ia lehtëson barrën dhe ia shpejton hapat në rrugën e Allahut...

Nëse i jep ushqim hipokritit, dyfytyrëshit dhe atij që i kundërshton urdhrat e Allahut dhe e ndihmon atë në punët e kësaj bote, atëherë do të bëhesh ortak në veprat e tij të këqija. Megjithatë, nga dënimi i tij asgjë nuk do të pakësohet. Ti e ndihmon atë në mosbindje ndaj Allahut duke i dhënë ushqim, kështu që e keqja e tij do të kalojë edhe tek ti.

Në një hadith fisnik thuhet:

*“Kush shkon në një tryezë ku nuk është i ftuar, është mëkatar dhe ajo që ha është haram. Askujt nuk i lejohet vizita gjatë vakteve të ushqimit kur nuk është i ftuar.”* Ai (mikpritësi) duhet ta përgatisë ushqimin në kohë dhe ta sjellë para mysafirit. Nuk është e përshtatshme ta lësh mysafirin të presë. Nëse një ose dy nga të ftuarit vonohen, ata marrin pjesë në ushqim më vonë. Mishi, mjalti apo ndonjë ëmbëlsirë tjetër duhet të përfshihet në vaktet e servirura, gjithashtu rekomandohet edhe sallata jeshile me uthull. Pastaj duhet t'i vendosë të gjitha ushqimet në tavolinë, në mënyrë që mysafirët t'i shohin të gjitha dhe të dinë se çfarë do të hanë në përputhje me ushqimet.

I Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë:

*“Thuaj Bismi'l-lah, ha me dorën e djathtë dhe para teje!”* (Omer ibn Ebu Seleme)

*“Kur të hani ushqim, përmendeni emrin e Allahut. Nëse e harroni Besmelenë para ngrënies, thoni «Bismi'l-lah» për në fillim dhe në fund.»* (Ebu Davud, Tirmidhi)

*“Kur njeriu shkon në shtëpi, hyn brenda dhe e përmend Allahun ndërsa ha, djalli u thotë ndjekësve të tij: “Këtu nuk ka vend për t'u strehuar dhe ushqim për të ngrënë ju.” Nëse ai njeri nuk e kujton Allahun kur të hyjë në shtëpinë e tij, shejtani u thotë ndjekësve të tij: «Keni gjetur vend për strehim. Nëse nuk e përkujton Allahun kur të hajë, shejtani u thotë ndjekësve të tij: “Keni gjetur ushqim për të ngrënë.»*



# KUSHT I DASHURISË ËSHTË PËLQIMI

Abdullah Sert

Pasi babai i njerëzit, Ademi, (a.s.), u zbrit në këtë botë bazuar në urtësinë e sprovës, Allahu i Madhëruar i shpalli atij dhe pasardhësve të tij se si ata do të jetonin në këtë jetë të re si një manifestim i veçantë i mëshirës së Tij supreme. Këtë e shpreh edhe ajeti i mëposhtëm: ***"Ne u thamë: "Zbritni të gjithë prej Xhenetit! Kur t'ju vijë udhërrëfimi Ynë, ata që do t'i përmbahen atij, nuk do të kenë frikë dhe nuk do të dëshpërohen."*** (Bekare, 38)

Një jetë që do t'i shpëtojë njerëzit nga çdo shqetësim e frikë dhe një jetë me të cilën Allahu është i kënaqur, është e mundur vetëm duke ndjekur gjurmët e bekuara të profetëve të cilët morën shpalljen hyjnore.

Përgjatë gjithë historisë, të gjithë popujt tek të cilët u dërguan profetët në kohën që dëshironte Allahu, janë urdhëruar «t'i binden Allahut, t'i shmangen mosbindjes ndaj Tij, t'i binden profetit të dërguar dhe ta ndjekin atë profet.» (Shik. Nuh 2-4; Taha, 90)

Hallka e fundit në zinxhirin e profetëve, Pejgamberi ynë i Nderuar (a.s.), është shpallur nga Zoti (xh.xh.), si «shembulli më i mirë për umetin e tij.» (Shik. Ahzab, 21)

Arritja e dashurisë ndaj Allahut të Madhëruar për një besimtar është e mundur vetëm duke iu bindur dhe ndjekur plotësisht të Dërguarin e Allahut (a.s.),

pra në të gjitha aspektet e jetës, në besim, sjellje dhe moral. (Shik. Al Imran, 31.) Bindje në përgjithësi do të thotë të pranosh fjalën e profetit dhe të përmbushësh urdhrat e tij, kurse ittiba do të thotë të zbatosh çdo gjë të bukur të dëgjuar prej tij, të parë prej tij dhe të miratuar prej tij. Kushti i dashurisë është pëlqimi dhe bindja. Sahabët e nderuar kanë arritur përgëzimin: «Njeriu është me atë që e do.», duke përjetuar me përpikëri çdo gjë të bukur që dëgjuan prej tij. (Buhari, Edeb, 96.)

Jeta profetike, e cila shprehet si Sunneti Senijje, përbëhet nga fjalët, veprimet, heshtjet dhe gjendjet e Profetit tonë në të gjitha fushat e jetës. Për aq sa një besimtar mund të zbatojë Sunetin në çdo aspekt të jetës së tij, ai do të jetojë me prehjen që i fal ndjekja e të Dërguarit të Allahut dhe tërheqja e dashurisë së Allahut Teala.

Në këtë seri artikujsh, në kërkim të një paqeje të tillë, do të përpiqemi të vendosim në axhendën tonë disa nga këshillat dhe praktikat profetike pikë për pikë të cilat shpesh neglizhohen në jetën e përditshme. E lusim Zotin që të na japë sukses!

### FALËNDERIMI I ZOTIT KUR TË ZGJOHESH

Çdo mëngjes është në fakt një rilindje. Sapo Pejgamberi (a.s.), zgjohej në mëngjes, fjalët e tij të para ishin falënderimi për Allahun, i cili na kujton se kthimi dhe shkuarja përfundimtare do të jetë tek Zoti i Madhërishëm.

*"Falënderimi i takon Allahut që na ktheu në jetë pasi na e mori jetën. Në fund, tek Ai është kthimi."* (Buhari, Deavat, 7.)

Një perceptim i tillë është për t'i shtuar një kuptim ditës së re. Duke u zgjuar në këtë mënyrë, nga njëra anë bëhet i mundur ndërgjegjësimi për Zotin e Madhërishëm, i Cili e dha këtë jetë të re, dhe nga ana tjetër mund të lexohet saktë se përse njeriut iu dha kjo ditë. Të vendosësh me vullnet për të jetuar gjatë ditës pa harruar ditën e fundit të kthimit, do të jetë bekimi i një fillimi të tillë.

### MERR ABDEST PARA SE TË FLESH

Një besimtar që jeton gjithë ditën me vetëdijen e adhurimit sikur e sheh Zotin e tij dhe me mirësi, duhet të marrë abdest kur të shkojë për të pushuar natën në përputhje me këshillën e Profetit (a.s.).

Profeti, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të, i ka thënë Bera ibn Azibit:

"Kur të shkosh në shtrat, merr abdest si për namaz, pastaj shtrihu në anën tënde të djathtë." (Buhari, Vudu, 75.)

### LEXO SURET IHLAS, FELEK DHE NAS

Dita ka mbaruar, por shqetësimet dhe frika mund të mos kenë mbaruar ende. Është e mundur të flesh dhe të mos zgjohesh. Për këtë arsye, njeriu duhet t'i plotësojë momentet e fundit të ditës me vetëdije për teuhidin dhe duke u strehuar te Zoti i tij nga të gjitha llojet e shqetësimeve dhe frikës. Ashtu siç ka thënë i Dërguari i Allahut, (a.s.)...

Aishja, (r.a.)a, transmeton si vijon:

"Çdo natë kur Profeti, paqja qoftë mbi të, hynte në shtrat, i bashkonte pëllëmbët e tij, pastaj i frynte, lexonte në to suret Ihlas, Felek dhe Nas, pastaj fshinte pjesët e trupit që mund t'i arrinte me pëllëmbët e tij. Ai e fillonte fshirjen nga koka, fytyra dhe pjesën e përparme të trupit. Ai e bënte këtë tri herë." (Buhari, Fedailu'l-Kur'an, 14.)

### JEP TEKBIR NË KOHËN E GJUMIT

Aliu, (r.a.), ka thënë: Kur Fatimja kërkoi një shërbëtore, i Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të, i tha:

*"A t'ju mësoj diçka më të mirë se një shërbëtor? Kur të hyni në shtrat ose kur të shkoni në krye të shtratit, thoni tekbir (All-llahu Ekber) tridhjetë e katër herë, thoni tesbih (Subhanall-llah) dhe hamd (Elhamdulilah) nga tridhjetë e tri herë. Kjo është më mirë për ju se një shërbëtor."* (Buhari, Deavat, 11.)

### LUTU KUR ZGJOHESH PËRGJATË GJUMIT

Ubade ibn Samiti, (r.a.), transmeton se i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

*"Kush zgjohet nga gjumi, menjëherë bën dhikrin dhe thotë: "La ilahe il-lall-llahu vahdehu la sherike leh, lehul-mulku ue lehu'l-hamdu ue huve ala kul-li shej'in kadir, thotë el-Hamdu lil-lah ue subhanall-llah ue la ilahe il-lall-llahu uell-llahu ekber ue la havle ue kuvvete il-la bil-lah, pastaj thotë: "O Allah, më fal" ose nëse bën një lutje tjetër, lutja do t'i pranohet. Nëse merr abdest dhe fal namaz, namazi i pranohet."* (Buhari, Tehexhxhud, 21.)

Përpjekjet që duhen bërë për t'i zbatuar të gjitha këto këshilla profetike të përmendura më sipër, do të na çojnë drejt lumturisë së kësaj bote dhe të botës tjetër.



# EDHE NËSE TI NUK E SHEH ALLAHUN, AI TË SHEH TY

Altin Torba

Sa më shumë ta njohim Zotin tonë dhe sundimin e Tij absolut, aq më tepër do ta madhërojmë dhe besojmë Atë, aq më tepër do ta duam, aq më tepër do e kemi frikë dhe shpresë, aq më tepër do t'u bindemi urdhrave të Tij dhe si rezultat, aq më tepër do të fitojmë shpërblimin dhe shmangim ndëshkimin e Tij…

Ateistët, mosbesimtarë dhe injorantët e pranojnë realitetin e një materieje të përhershme dhe pa zanafillë, por nuk e pranojnë Krijuesin e përhershëm dhe pa zanafillë.

Ateistët vazhdojnë në humbjen e tyre, teksa e vërteta qëndron se:

Së pari, "materien e përhershme" e ka hedhur përfundimisht poshtë teoria shkencore e "Big Bang-Shpërthimi i Madh", përmes së cilës shkencëtarët e pranojnë faktin e padiskutueshëm se materia që shpërtheu dhe e "volli" krijesën, ishte një lëndë e mbingjeshur që në preludin e saj ishte fare e vogël dhe që dikur as që ekzistonte…

Së dyti, faktin se materia nuk është e përhershme, por ka një zanafillë, e vërteton edhe ligji i "Termodinamikës-Shndërrimit të nxehtësisë", që praninë e trupave të nxehtë në gjithësi e sheh si dëshmi të zanafillës së tyre, pasi përndryshe, nëse gjithësia do të kishte qenë e pafillim, të gjithë trupat me kohë do të ishin ftohur dhe do të kishin marrë temperaturën minimale prej minus 375 °C të hapësirës gjigande kozmike, ku gjenden dhe kjo do të kishte ndodhur edhe me diellin tonë…

E pra, materia dikur nuk ekzistonte… pyetja që lind me këtë rast është:

Çfarë ekzistonte kur materia nuk ekzistonte?

Përgjigjen vjen dhe na e jep Mesazhi Hyjnor Islam, i cili për këtë infinit kohor thotë:

***"Allahu ka qenë kur asgjë tjetër nuk ka qenë…"***; duke hedhur dritë në këtë hadith për kohën kur nuk ekzistonte as lënda dhe as ligjet materiale si koha, pesha, graviteti etj…

Vetëm përhershmëria e Allahut para se materia të ekzistonte, arrin ta shpjegojë prezencën e tanishme të krijesave, përndryshe i bie që krijesat të kenë ardhur në ekzistencë nga asgjëja?…

*Allahu i Lartësuar thotë:*

***"A mos vallë, ata janë krijuar nga hiçi…?!"*** (Tur, 35), pra, paraekzistenca dhe të gjitha ekzistencat pas saj, a erdhën nga asgjëja?!...

Kësisoj, arsyes dhe njerëzve të arsyeshëm u mbetet vetëm të binden se kur koha dhe krijimi nuk ekzistonin, atëherë ekzistonte Krijuesi që e solli në këtë ekzistencë kohën dhe krijimin, i Cili është tërësisht i pavarur nga koha dhe krijimi i Tij; dhe i Cili nuk kishte se si të vinte nga asgjëja, porse është i Përhershëm…

Kjo është e vërteta dhe pikërisht lidhur me këtë të vërtetë madhështore Allahu i Lartësuar thotë në Kuran: ***"Ai është i Pari dhe i Mbrami, i Dukshmi*** (me argumente) ***dhe i Padukshmi*** (me sy) ***…"*** (Hadid, 3.).

Besimtari mysliman e sheh Allahun përmes Kuranit, Librit të Tij, përmes Muhamedit (a.s.), Profetit të Tij, përmes krijesës së krijuar prej Tij, nën parimin e pakontestueshëm: "Gjurma tregon për gjurmëlënësin"...

Allahu i Lartësuar thotë në Kuran: ***"...shikoji gjurmët e mëshirës së Allahut…"*** (Rum, 50.).

Fizikani i famshëm Isak Njutoni, arriti ta bindë shokun e tij që nuk besonte në ekzistencën e Allahut, duke i thënë: "Mekanizmi laboratorik i sistemit diellor s'është veçse një imitues i sistemit diellor të vërtetë, e kur nuk mund të pretendohet se ky mekanizëm laboratorik është bërë pa një projektues, atëherë si mund të pretendohet se, sistemin e vërtetë diellor nuk e paska bërë një Krijues?! Për më tepër, kur dihet se ndërtuesi i mekanizmi laboratorik të sistemit diellor s'ka bërë gjë tjetër përveçse ka imituar origjinalin?!"… Asgjë prej gjërave dhe orendive që na rrethojnë nuk është bërë vetvetiu apo rastësisht, porse atë e ka bërë dikush e për më tepër qeniet e gjalla, që janë shumë më të mahnitshme dhe shumë më të ndërlikuara në krijimin e tyre se sa sendet pajetë, nuk mund të pretendohet se kanë ardhur në këtë ekzistencë pa një Krijues që është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm?"…

Allahu i Lartësuar thotë: ***"Vallë, a mund të dyshohet në Allahun, Krijuesin e qiejve dhe të Tokës?!"*** (Ibrahim, 10.).

***"…Atij i lutet gjithkush që ndodhet në qiej dhe në Tokë, e në çdo kohë Ai ushtron fuqinë e gjithëmbarshme.*** (faljen e mëkateve, largimin e brengave, dhurimin dhe marrjen e jetës, ndryshimin e gjendjes etj.)***"*** (Rrahman, 29.).

*Shkenca bashkëkohore thotë:* "Njeriu 90 % të bindjes që posedon, e ka krijuar falë informacionit që i ka ardhur nga e përtej shqisorja". Allahu i Lartësuar e përmend në fillimin e Kuranit tek cilësitë e lavdëruara besimin në të fshehtën që vjen nga burimet informative të besueshme: ***"Ky është Libri në të cilin nuk ka dyshim. Ai është udhërrëfyes për të devotshmit, të cilët besojnë në të fshehtën"*** (Bekare, 2-3.).

Që njeriu të kushtëzojë t'i shohë dhe provojë vetë e pastaj t'i besojë gjërat që ndodhin jashtë sferës së ngushtë të shqisave të tij, kjo do të thotë të anullojë dhe mbyllë shkollat ku çdo gjë mësohet në teori, të anullojë historitë e kombeve dhe mbarë njerëzimit, të anullojë gazetat, revistat dhe median e shkruar në përgjithësi, radiot, shumicën e njohurive dhe të dhënave që propagandohen në televizion, etj.

Për besimin lidhur me atë çfarë na thonë historianët e besueshëm, shkencëtarët e sinqertë të fushave të ndryshme të shkencës apo edhe doktori i besueshëm, kur vizitohemi te ai dhe na diagnostikon sëmundjen e për të na jep ilaçet; për gjithë sa në fjalë të kushtëzohesh vetëm me shikimin, nuk është veçse injorancë.

Në të vërtetë, besimi Islam e ka shpëtuar njeriun nga skllavërimi në kufijtë e ngushtë dhe të kushtëzuar të pesë shqisave e, në të kundërt, çfarë ndryshimi do të kishte midis njeriut dhe kafshës?!

Myslimani beson në të fshehtën që ndodh jashtë sferës së shqisave të tij, porse ai, këtë besim të tijin e bazon në kushtin e fuqishëm, që informacioni në lidhje me të fshehtën të vijë nga një burim informativ i besueshëm.

Falë këtij kushti hyjnor, myslimani ekuilibrohet midis ateizmit, që në parim mohon të besuarit në çdo gjë që ndodh jashtë sferës së ngushtë të shqisave dhe midis kotësive që i kanë hedhur sa e sa prej njerëzve në humbëtirat e fantazive dhe besëtytnive pa frerë.

**"Kur Musai erdhi në kohën e caktuar dhe Zoti foli me të, ai tha: "O Zoti im, shfaqu që të të shoh" Zoti tha: "Ti nuk mund të më shohësh! Por shiko në atë mal: nëse ai mbetet në vendin e vet, atëherë ti do të më shohësh Mua". E kur Zoti i tij iu shfaq malit, e thërrmoi atë dhe e bëri pluhur, ndërsa Musait i ra të fikët. Kur erdhi në vete, ai tha: "I lavdëruar qofsh Ti o Zot! Kthehem te Ty i penduar. Unë jam i pari i besimtarëve!" (Araf, 143).**

Me gjithë sa përmendëm, ka ndodhur që dikush të kërkojë ta shohë Allahun?

Një nga ata që dëshiruan ta shihnin Allahun në këtë botë, ishte edhe një prej profetëve të Tij të ndritur, Musai (a.s.), që pasi kishte zotëruar diturinë dhe bindjen totale të argumentuar me argumente të pakontestueshme logjikë mbi ekzistencën e Allahut, kërkoi nga Allahu i Gjithëfuqishëm që kësaj bindjeje të paluhatshme që kishte, t'i shtonte dhe argumentin e shikueshmërisë... Ja si është memorizuar në Kuran kjo ngjarje:

***"Kur Musai erdhi në kohën e caktuar dhe Zoti foli me të, ai tha: "O Zoti im, shfaqu që të të shoh" Zoti tha: "Ti nuk mund të më shohësh! Por shiko në atë mal: nëse ai mbetet në vendin e vet, atëherë ti do të më shohësh Mua". E kur Zoti i tij iu shfaq malit, e thërrmoi atë dhe e bëri pluhur, ndërsa Musait i ra të fikët. Kur erdhi në vete, ai tha: "I lavdëruar qofsh Ti o Zot! Kthehem te Ty i penduar. Unë jam i pari i besimtarëve!"*** (Araf, 143).

Lidhur me këtë, na vjen informacion edhe nga një hadith i Profetit Muhamed (lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të), ku ai thotë: *"Allahu nuk fle dhe nuk i shkon Atij të flejë, Manteli i Tij është prej drite (në një transmetim tjetër "nga zjarri"), nëse e zbulon atë, Madhështia e Fytyrës së Tij, do kishte djegur krijesat deri ku të arrinte Vështrimi i Tij".*

Kjo Mbështjellje Hyjnore e mbron krijesën të mos digjet nga Nuri i Superfuqishëm i Fytyrës së Allahut...

Kështu pra, njeriu naiv, që nuk mund t'u bëjë ballë rrezeve përvëluese të diellit të gushtit dhe paskëtaj kërkon ta shohë Allahun në këtë botë, vetëm sa ka kërkuar për veten shkatërrimin, pasi nurit të Allahut që nuk mundi t'i bëjë ballë mali solid, si do mund t'i bëjë ballë trupi i brishtë i njeriut...

Për vetë profetin Muhamed (a.s.), momentet kur ai e kishte parë Xhebrailin (a.s.), në pamjen e tij reale, ishin momentet më të vështira emocionale dhe fizike në këtë dynja... e kur kjo i ndodh një profeti, që është njeriu më i fuqishëm, me një prej krijesave të Allahut, që nga frika e Zotit të tij qëndron si rroba e rënë nga varësja, çfarë mund të thuhet mbi rezistencën e njeriut për ta shikuar Allahun; s'ka dyshim se e tillë gjë për njeriun do të thoshte dënim me vdekje...

Kjo nxjerr në pah edhe arsyen kryesore se përse ne njerëzit, madje krijesat mbarë, nuk mund ta përballojmë të shikuarit e Allahut...

Gjithashtu, ka edhe arsye të tjera, të cilat bëjnë që njeriu të mos ketë mundësi ta shikojë Allahun, por ne do të mjaftohemi duke përmendur dy më kryesoret prej tyre:

1. Allahu i Lartësuar na dhuroi mendjen, këtë superdhuratë të çmuar hyjnore dhe përmes saj, të lirë dhe të paimponuar, vendosi të na provojë se: "A do ta besojmë Allahun pa e parë...?!"

Në krahun tjetër, nëse njerëzit do ta shihnin Allahun, kjo do kishte bërë që të gjithë ta besonin dhe t'i bindeshin Allahut me pahir nga frika; jo falë arsyetimit dhe mendjes, jo me dëshirë...

2. Një arsye tjetër, për të cilën ne nuk mund ta



shohim Allahun, është faktori i largësisë sonë të pamatshme prej Allahut...

Ne njerëzit, edhe po të vëmë në dispozicion teknologjinë më të fundit që disponojmë, nuk do mund ta shohim as fundin e plejadave yjore e jo më atë të qiellit të parë... Të dhënat shkencore tregojnë se distanca midis nesh dhe yllit më të afërt është katër vite drite, që për t'u kthyer në kilometra duhet shumëzuar me 300 mijë km/s, që është shpejtësia e dritës dhe pasi t'i kemi kthyer katër vitet në sekonda (4 x 365 x 24 x 3600), i bie të jetë në kilometra afërsisht numri 4 me 13 "0-zero" pas. Por midis nesh dhe Allahut, mbi universin e parë janë edhe 6 universe të tjerë, dhe mbi to Kursija Madhështore dhe mbi të Arshi Fisnik...

Kjo distancë e paanë në vendndodhje, hapësirë dhe kohë është një tjetër arsye gjigande e pamundësisë sonë për të parë Allahun...

- Allahu i Lartësuar e vlerëson shumë përdorimin e mendjes, madje zotërimin e aftësisë për të menduar dhe për më tepër, arritjen e moshës së pjekurisë (mendore), i ka bërë kusht për të fituar përgjegjësinë e ngarkimit me zbatimin e detyrave hyjnore.

Detyra primare për të cilën njeriu duhet ta vërë mendjen në punë, është argumentimi i vërtetësisë së burimit informativ, që jep informacion mbi Allahun e Lartësuar dhe udhëzimet e Tij dhe pas kësaj njeriut s'i ngelet veçse t'i nënshtrohet këtij informacioni...

Një pyetje e fundit, që mund të lindë në kuadrin e këtij subjekti është, nëse: **"Në Botën Tjetër, a do mund ta shikojnë njerëzit Allahun?"**

Përgjigjen për pyetjen në fjalë e jep Shpallja Hyjnore Islame, që thotë se të vetmit që do ta shohin Allahun në Botën Tjetër janë besimtarët në Xhenet, gjë kjo që do të jetë kulmi i kënaqësisë që do të përjetojnë banorët e Xhenetit, kurse mosbesimtarët nuk do ta kenë mundësinë ta shikojnë Allahun, edhe pse do të binden për ekzistencën e Allahut, teksa do të vuajnë ndëshkimin e tyre të merituar për shkak të mospërdorimit të mendjes së tyre për ta njohur Atë që i krijoi dhe abuzimit të tyre me detyrimet që kishin karshi Tij...

Lutje:

O Zot, ki mëshirë për ne kur djersët e ftohta të agonisë së vdekjes të na duken në ballë dhe mendtë të na shkojnë vërdallë; kur doktori na pret shpresat dhe dashamirët tanë për ne fillojnë të qajnë.

O Zot, ki mëshirë për ne kur të na hedhin në varr; dhe njerëzit tanë më të afërt të na thonë "lamtumirë"; dhe kënaqësitë e kësaj jete të na braktisin.

O Zot, ki mëshirë për ne kur askush më s'na i përmend emrat dhe varret tona më nuk njihen; dhe trupat tanë janë brejtur; dhe kapitujt janë mbyllur; dhe në varret tona nuk shihen më vizitorë; dhe askush më nuk na mban mend...

Sa keq, vërtetë sa keq, për një njeri që lindi, jetoi dhe vdiq, pa njohur Zotin e tij...

# PËR TË QENË MIK, EDHE ARMIQËSIA DUHET TË JETË E VETËDIJSHME

*Prof. dr. Rashit Kyçyk*

Në shumë ajete të Kuranit Fisnik flitet rreth miqve dhe armiqve të Allahut (xh.xh.). Ata që përshkruhen si miq të Allahut Teala janë ata që Ai i do dhe ata që Ai i zgjedh si shembull për ata që besojnë dhe që është i kënaqur me ta. Kurani Fisnik i tregon ata me cilësitë e tyre. Fjala «veli», që do të thotë i dashur, mik dhe ndihmës, përmendet në nëntëdhjetë vende të ndryshme të Kuranit Famëlartë së bashku me format e tjera të ndryshme të saj. Kuptimi i të qenët mik i Allahut nuk përdoret në të gjitha këto vende. Në pesëdhjetë e katër vende ka shprehur miqësinë me Allahun (xh.sh.) dhe në tridhjetë e gjashtë vende miqësinë me shejtanin dhe armiqtë e Allahut.

Allahu i Madhëruar e ka ndaluar miqësinë dhe dashurinë me dikë tjetër përveç Vetes dhe atyre të cilët i ka miq. Në Kuranin Fisnik kësaj teme i jepet shumë hapësirë:

***"Paralajmëroji*** (me Kuran) ***ata që i frikësohen daljes para Zotit të tyre, se atëherë nuk do të kenë as mbrojtës, as ndihmës tjetër përveç Tij, me qëllim që të ruhen nga gjynahet."*** (En'am, 51)

***"Ju nuk keni ndihmës apo ndërmjetësues tjetër përveç Allahut. A nuk mendoni dhe nuk merrni këshilla?»*** (Sexhde, 4)

***"A mos kanë marrë ndërmjetësues të tjerë përveç Allahut? Thuaj: Edhe nëse janë gjëra të pafuqishme dhe që nuk mendojnë? "Thuaj: I gjithë ndërmjetësimi i takon Allahut."*** (Zumer, 43-44)

Përveç këtyre, nga shumë ajete të tjera kuptojmë se për besimtarët nuk ka mik apo ndihmës tjetër përveç Allahut Teala, se Allahu është miku i besimtarëve dhe se Ai do t'i nxjerrë besimtarët nga errësira në dritë dhe se Allahu mjafton si mik e ndihmës. Përsëri, nga ajetet, është e qartë se ata që e marrin shejtanin për mik në vend të Allahut janë në humbje, se miq të besimtarëve janë Allahu, i Dërguari i Tij dhe ata që besojnë, se besimtarët nuk duhet t'i marrin për miq jobesimtarët përveç besimtarëve, se nuk duhet t'i marrim për miq ata që e kanë shndërruar fenë në argëtim dhe dëfrim prej jobesimtarëve, se nuk duhet t'i marrim për miq as babanë dhe vëllezërit tanë nëse e duan mosbesimin kundrejt besimit, se ata që i marrin për miq këta janë mizorë, se nuk ka frikë për ata që janë miqtë e Allahut dhe se ata nuk do të pikëllohen.

Dashuria është baza e të gjitha veprave, qofshin të vërteta apo të rreme. Thelbi i veprave në fenë islame qëndron në dashurinë ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij. I gjithë adhurimi ynë është rezultat i dashurisë dhe respektit. Dëshirat dhe pasionet që

burojnë nga nefsi i njeriut dhe që janë në kundërshtim me parimet e fesë, e pengojnë përsosjen e dashurisë për Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Në fakt, nëse një situatë e tillë shkon më tej, mund të ndikojë negativisht edhe në besim. Sepse, në këtë pikë, njeriu bie edhe në një gjendje që preferon dëshirat e nefsit të tij kundrejt kërkesave të Allahut, arrin në pikën e kundërshtimit të Allahut dhe del nga rrethi i besimit. Të gjitha këto përbëjnë dëshmi se si ndjenja e dashurisë i udhëheq njerëzit dhe në çfarë mase ajo ndikon në veprimet e tyre. Theksohet se me njerëz të tillë nuk mund të krijohet miqësi, përkundrazi duhet të ushqehet armiqësi ndaj tyre. Sepse armiqësia ushqehet ndaj politeistëve. Kurani Fisnik thotë siç vijon për ata që adhuronin idhuj, për të cilët e dinin se nuk kishin fuqi për asnjë gjë dhe që thoshin se «i kishin parë baballarët e tyre duke vepruar kështu»: ***"Ai*** (Ibrahimi) ***tha: "A keni menduar mirë mbi çfarë keni adhuruar, si ju, ashtu edhe të parët tuaj të lashtë? Në të vërtetë, ata janë armiqtë e mi, përveç Zotit të botëve."*** (Shuara, 75-77)

Për të qenë mik dhe i dashur i Allahut (xh.xh.), edhe armiqësia në këtë aspekt duhet të jetë e vetëdijshme. I vetmi mik dhe i denjë për adhurim është Allahu i Madhëruar. Kështu, në ajetin fisnik thuhet: ***"Shembull i mrekullueshëm për ju është Ibrahimi dhe ata që kanë qenë me të, kur i thanë popullit të vet: "Ne shkëputemi nga ju dhe nga ato që ju i adhuroni në vend të Allahut; ne ju mohojmë dhe armiqësia e urrejtja midis nesh është e përhershme, derisa të besoni tek Allahu Një dhe i Vetëm…*»** (Mumtahine, 4) Ibrahimi e bëri miqësinë dhe dashurinë unike për Allahun dhe ua la njerëzve trashëgimi qëndrimin larg nga të gjithë zotat përveç Allahut. Ky është kuptimi i besimit të tevhidit. Kuptimi i «Kelimetu't-Tevhid» (shehadetit), që është baza e besimit, konsiston në njësimin e Allahut dhe madhërimin e emrit të Tij duke pohuar se askush tjetër nuk është i denjë për dashuri, madhërim, frikë dhe shpresë. Ai që e do Allahun, e do me këto cilësi dhe vepron në përputhje me to.

Feja Islame është një fe e bazuar në parimin e tevhidit (unitetit të Allahut). Asgjë nuk pranohet si ortak apo si e barabartë me Allahun në asnjë çështje. Ky parim i unitetit vlen kryesisht për dashurinë. Allahu meriton dashurinë më të lartë dhe më sublime. Nuk është e mundur që dashuria e Tij dhe dashuritë e tjera të bashkohen në të njëjtën masë dhe në një zemër. Sepse këto dashuri janë të kundërta me njëra-tjetrën. Nga zemra e një personi, dashuria e të cilit është unike për Allahun, del dashuria për masivanë (çdo gjë tjetër përveç Allahut). Mirëpo, dashuritë që Allahu i urdhëron, i toleron dhe nuk i ndalon janë mjeti dhe domosdoshmëria për ta dashur Atë dhe për t'iu bindur urdhrave të Tij. Këtu mund të përmendim dashurinë ndaj Pejgamberit, sahabëve, besimtarëve, prindërve dhe fëmijëve.

Dashuria dobësohet nëse pëson disa ndarje dhe e humb cilësinë e të qenët një dashuri besnike dhe e sinqertë. Në këtë rast, edhe nocioni i bindjes ndaj Allahut dobësohet. Në Kuranin Fisnik thuhet: ***"O i Dërguar! Kije frikë Allahun dhe mos i dëgjo jobesimtarët dhe hipokritët! Me të vërtetë, Allahu është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm. Bindju asaj që të është shpallur ty nga Zoti yt, se vërtet, Allahu e di mirë se çfarë bëni! Mbështetu tek Allahu. Allahu të mjafton si mbrojtës!"*** (Ahzab, 1-3) Siç shihet, është urdhëruar që t'i frikësohemi vetëm Allahut. Frika e lartpërmendur (devotshmëria) shpreh respekt, i cili përfshin dashurinë, përkushtimin dhe shpresën. Sepse devotshmëria mund të plotësohet vetëm me këto. Në vazhdim të ajetit thuhet se "Zoti nuk krijoi dy zemra në zgavrën (kraharorin) e njeriut". Në këtë mënyrë na kujtohet se tek njeriu nuk mund të bashkohen dy ndjenja të kundërta. Për këtë arsye, nuk bëhet fjalë që një njeri ta dojë edhe Zotin, edhe idhujt; ta dojë edhe Profetin, edhe Ebu Xhehlin.

Shirku në dashuri është baza e të gjitha llojeve të shirkut. Ato që bëhen ortak me Allahun në dashuri janë idhujt, zotat, kryqet, të çorodituritt dhe të devijuarit, lloj-lloj gjërash që adhurohen, gratë, paratë, etj. Ajeti i mëposhtëm tregon për rrezikshmërinë e shirkut në dashuri: «***E megjithatë, disa njerëz zgjedhin*** (për të adhuruar) ***në vend të Allahut*** (zota) ***të tjerë,*** (duke i konsideruar) ***si të barabartë me Atë dhe duke i dashur siç duhet Allahu. Por ata që besojnë, e duan shumë më tepër Allahun*** (se sa ç'i duan idhujtarët idhujt e tyre)***. Sikur keqbërësit të shihnin që tani çastin kur të përballen me ndëshkimin, do ta kuptonin se e tërë fuqia i përket Allahut dhe se dënimi i Tij është fort i ashpër.*»** (Bekare, 165).

Ata që i bëjnë shok Allahut në dashuri, u binden urdhrave, ndalesave dhe dëshirave të të dashurve të tyre, por rebelohen kundër Allahut. Të bësh këtë, qoftë duke e mohuar Allahun apo jo, konsiderohet shirk. Njeriu është rob i atij që e do. Ata që nuk mund të arrijnë nivelin e të qenët rob i Allahut, bëhen robër të tekave dhe dëshirave të tyre.



# DASHURIA DHE RESPEKTI NËPËR FESTAT E BAJRAMEVE

Xhafer Durmush

Dy dhuratat e fesë sonë të bukur janë festa e Fitër Bajramit dhe ajo e Kurban Bajramit. Në të parën prej këtyre, shpresojmë arritjen e mëshirës së Allahut Teala, ngaqë përgjatë një muaji jemi përpjekur ta kalojmë Ramazanin me ibadet, bindje dhe mirësi. Ndërsa për Kurban Bajramin, përpiqemi të gjallërojmë kujtimin e faljes hyjnore, e cila u realizua prej nënshtrimit të Ibrahimit e Ismailit dhe të përfitojmë nga nënshtrimi i tyre. Në ajetet 3 dhe 4 të sures el-Enfal, përkufizohen cilësitë dalluese të besimtarëve dhe thuhet:

***"Ata japin** (për hir të Allahut) **prej asaj që u kemi dhënë."*** Edhe ne përpiqemi të hyjmë në grupin e këtyre fatlumëve.

Kur i Dërguari i Allahut, (a.s.), përgatitej për këto ditë të bekuara, këshillonte që të mos nënvlerësohej ana shpirtërore e tyre dhe thoshte se *"gjallërimi i netëve të bajrameve me ibadet ka një virtyt të veçantë."* (Shik. Ibn Maxhe, Sijam, 68.) Në lidhje me këtë, mund të themi:

Për ta kryer me atmosferën e adhurimit çdo gjë, duke filluar nga vizitat në ditët e bajrameve e deri te nderimet dhe dhuratat që bëhen, duhet ta përgatisim zemrën një natë më parë. Duhet të pendohemi dhe t'i kërkojmë falje Allahut të Madhëruar. Së pari, duhet të qortojmë veten në mënyrë që të jemi prej atyre që shtrijnë dorën për t'u pajtuar. Veten duhet ta përgatisim për ta dhuruar në mënyrën më të mirë dhuratën që do të japim.

I Dërguari i Allahut, (a.s.), për të treguar se si duhet t'i fillojmë këto ditë të veçanta që trokasin në derën tonë dy herë në vit, ka thënë:

*"Gjëja e parë që do të bëjmë sot është falja e namazit."* (Buhari, Idejn, 3.) Pejgamberi (a.s.), ditët e bajrameve që ngrohin zemrat tona me ngrohtësinë e tyre dhe që gjallërojnë lagjet tona me brohoritjet e fëmijëve, dëshiron t'i fillojmë duke u bashkuar me xhematet që dynden drejt xhamive. Pa u larguar shumë nga atmosfera e namazit të sabahut, i cili falet me shoqërimin e tekbireve dhe të salavateve, dëshiron që në namazin e bajramit të gjithë duart të ngrihen drejt qiellit. Kështu duhet të fillojnë besimtarët ta perceptojnë bajramin. Të gjitha aktivitetet e tjera duhet të fillojnë pasi të përjetohet kjo atmosferë.

Në njërin prej haditheve fisnike, i Dërguari i Allahut, (a.s.), thotë: *"Këto ditë, janë ditë ngrënieje dhe pirjeje."* (Ebu Davud, Saum, 50.) Pejgamberi (a.s.), dëshiron ta dimë se sofrat më të bukura që mund të shtrohen ditëve të bajrameve janë ato që shtrohen me vetëdijen e zbatimit të urdhrit profetik.

Veçanërisht duhet të mendojmë për faljen e na-

mazit të bajramit në sheshe të mëdha që bënte i Dërguari i Allahut, (a.s.), për të siguruar sa më shumë pjesëmarrje. Duhet të mendojmë për gjetjen e jetimit të brengosur dhe ngushëllimin e tij ndërmjet fëmijëve që flasin plot gjallëri.

Erzurumllu Ibrahim Hakkë thotë në Marifetnamen e tij:

Ju i jepni vetëm atij që ju jep, i shkoni atij që ju vjen, i flisni atij që ju flet, i jepni për të ngrënë atij që ju jep për të ngrënë dhe nderoni atë që ju nderon. Këtu nuk keni ndonjë epërsi ndaj njëri-tjetrit. Por virtyti është t'i bësh mirësi atij që të bën keq, të shkosh te ai që nuk të vjen, të flasësh me atë që të qëndron larg, t'i japësh për të ngrënë atij që nuk të jep dhe të nderosh atë që të tradhton. Atëherë, ju jini falës dhe modestë! Mbuloni gabimet e njerëzve dhe silluni me dhembshuri ndaj tyre, në mënyrë që të mëshiroheni!..

Pastaj i jep vend transmetimit të hadithit kudsij të mëposhtëm:

*"Besimtarët duhet ta këshillojnë njëri-tjetrin për mirësi. Duhet ta mëshirojnë dhe ndihmojnë njëri-tjetrin. Duhet t'ua lehtësojnë hallet vëllezërve të tyre duke i diskutuar dhe duke i ndarë ato me njëri-tjetrin. Ashtu si kur ndonjëri prej organeve të trupit ndjen dhimbje, edhe organet e tjera e ndjejnë të njëjtën dhimbje derisa të shërohet ai organ. Kur ndjen dhimbje një organ, shqetësohet i gjithë trupi."* (203. Muslim, Birr, 65.)

*"Kushdo që e lumturon vëllanë e tij mysliman në këtë botë, Allahu Teala e gëzon atë në këtë botë dhe në botën tjetër. Kushdo që e shpëton vëllanë e tij mysliman nga njëra prej vështirësive të kësaj bote, edhe Allahu Teala do ta shpëtojë atë nga vështirësitë e ditës së kiametit."* (209. Buhari, Mezalim, 3.)

Elhamdulillah, sot kemi më shumë mundësi për vizita se sa në të kaluarën. Sot kemi shumë mjete, me anë të të cilave mund të komunikojmë dhe t'u shprehim të tjerëve dashurinë e respektin. Sot kemi institucione bamirësie, me anë të të cilave mund ta ndajmë kafshatën tonë me myslimanin që mund të ndodhet në anën tjetër të botës.

Atëherë, të gjithë duhet ta llogarisin veten e tyre duke e pyetur: "Sa i vetëdijshëm jam për mbartjen në ditët e nesërme të traditave që janë përjetuar me shumë shembuj mirësjelljeje derisa kanë arritur te ne?" Të gjithë duhet ta testojmë veten për ta parë se sa të sjellshëm jemi që të shkojmë te ai që nuk na vjen dhe të interesohemi për atë që nuk interesohet për ne. Ne duhet të përpiqemi të japim kontributin tonë për zhdukjen e zemërimeve në shoqëri, në sajë të festave të bajrameve dhe ta respektojmë e ta duam në mënyrë reciproke njëri-tjetrin.

# PASTËRTIA SHPIRTËRORE DHE FIZIKE

Në suren el-Bakara, thuhet: ***"Me të vërtetë, Allahu i do ata që pendohen dhe ata që pastrohen."*** (2/222.)

Islami i shtjellon së bashku pastërtinë fizike e shpirtërore me pastërtinë e mjedisit, shëndetin e individit me shëndetin e shoqërisë. Prandaj ka nxjerrë në pah një shoqëri që do të jetë shembull gjithmonë për të gjithë njerëzinë nga një shoqëri bedevinësh. Sepse në Islam nuk mund të ndahet pastërtia fizike nga ajo shpirtërore. Ato konsiderohen plotësuese të njëra-tjetrës. Çdo fjalë apo sjellje që i dëmton njerëzit, janë rixhs / ligësi.

Ka shumë ajete fisnike që e thërrasin myslimanin për t'u pastruar shpirtërisht dhe fizikisht. Në suren el-Ahzab, thuhet:

***"Ata që i lëndojnë besimtarët dhe besimtaret, duke i akuzuar për diçka që nuk e kanë bërë, në të vërtetë, i kanë ngarkuar vetes fajin për shpifje dhe një gjynah të qartë."*** (el-Ahzab, 33/58.)

Imam Neveviu e përmend ajetin në fjalë para haditheve që bëjnë fjalë për pastërtinë dhe pastaj bën këtë shpjegim: "Ata që ndyjnë rrugët, sokaqet, vendet me hije, vendet me ujë dhe fusha të tjera që janë vende publike, kanë lënduar të gjithë njerëzit." Sepse, ata që i bëjnë këto gjëra të shëmtuara kanë dhunuar të drejtat e të gjithë njerëzve. Nisur nga kjo, ata kanë bërë një mëkat të hapur.

I Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë:

*"Pastërtia është gjysma e besimit."* Pejgamberi ka njoftuar:

*"Ndotja e rrugëve ku kalojnë njerëzit dhe e vendeve me hije"*, janë dy sjellje që tërheqin mallkimin. Nisur nga kjo, në çdo vend dhe në çdo kohë jemi të obliguar ta mbajnë pastërtinë në të gjitha aspektet.

# NGA LUMI I GJAKUT TE CIVILIZIMI I VIRTYTEVE

Njeriu i epokës së lumturisë;

Përbënte shoqërinë që e njihte me zemër Allahun dhe Resulullahun, ishte shoqëri e dijes, urtësisë, mëshirës, mirësjelljes dhe hijeshisë.

Shoqëria e atyre sahabëve të zgjedhur;

Pati vendosur tevhidin (njësimin e Zotit) në qendër të mendimit dhe idealit. Interesat e kësaj bote e humbën fuqinë e tyre te ata. Ata deri në frymën e fundit i bënë vetes vetëm këtë pyetje: "Vallë, a është i kënaqur Allahu prej meje?"

### NGA XHAHILIJETI TE EPOKA E LUMTURISË

Xhahilijeti (koha e injorancës para ardhjes së Islamit) ishte emri i një periudhe të errët si katrani në të cilën;

- Burimet e zemrës thaheshin prej tiranisë,

- Ndërgjegjja ishte nxirë prej padrejtësisë,

- Frerët e njerëzimit i kishte në dorë shejtani dhe,

- Njerëzimi ishte në gradën më të ulët.

Cilësia e shoqërisë së xhahilijetit ishte kjo:

*"...Me të vërtetë që* (njeriu) ***është shumë zullumqar dhe shumë injorant."*** (Ahzab, 72)

(Njeriu) është shumë zullumqar, sepse është i verbër ndaj të ardhmes, domethënë ndaj jetës së përhershme. Ai jeton në neglizhencë të plotë kundrejt gjërave që kanë për t'i ndodhur. Zemra i është tharë në aspektin shpirtëror për shkak se e ka harxhuar të gjithë jetën duke rendur pas interesave të kësaj bote. Për këtë arsye, padrejtësinë më të madhe ia bën vetes duke e zvarritur atë drejt një shkatërrimi të përhershëm. Nga ana tjetër;

(Njeriu) është shumë injorant. Mendja dhe zemra i kanë dalë jashtë funksioni. Ai nuk është i vetëdijshëm se përse ka ardhur në këtë botë, në pronën e kujt jeton, përse ka ardhur





dhe se ku do të shkojë. Ai e ka harruar Zotin (xh.xh.), i Cili e ka krijuar si njeri dhe e ka pajisur me mirësi të panumërta.

### DEGRADIMI I MENDJES

Në periudhën e xhahilijetit njerëzve në një lloj mënyre u ishin prishur aftësitë e të menduarit. Bota e tyre e meditimit ishte shkatërruar. Ata adhuronin shumë krijesa në natyrë dhe idhujt që i bënin me duart e tyre. Njëra prej cilësive dalluese të tyre ishte idhujtaria.

"Për njeriun e Epokës së Lumturisë pasuria dhe jeta ishin thjeshtë një mjet. Ai e kishte arritur kënaqësinë e besimit. Mëshira ishte përhapur kudo."

Ebu Rexha el-Utaridi, i cili ishte prej tabiinëve, thotë:

"Ne i bënim ibadet një guri. Kur gjenim një gur më të bukur se ai, e hidhnim atë dhe në vend të tij merrnim tjetrin. Kur nuk mund të gjenim gur, mblidhnim një sasi dheu, sillnim një dele, e milnim qumështin e saj mbi dheun dhe e bënim tavaf atë." (Buhari, Megazi, 70.)



Alkooli (vera) e cila është nëna e të gjitha të këqijave, pothuajse kishte influencuar deri në shpirtin e shoqërisë. Edhe tregtia e alkoolit ishte aq shumë e përhapur saqë fjala tregti kishte filluar të përdorej si sinonim i shitblerjes së alkoolit.

### VARËSIA NDAJ KUMARIT (BIXHOZIT)

Kumari ishte një prej gjërave me të cilat krenohej njeriu i xhahilijetit. Kështu edhe Xhahiliu thotë:

"O biri i Ritës! Mos vallë po na përçmon ngaqë pimë qumësht deveje? Duket qartë se ky është një turp... Por ne ua japim atë të varfërve ose e shesim ngaqë e konsiderojmë të pavlefshëm. Me paratë e tij blejmë dhe pimë verë ose luajmë kumar." (Divanu'l-Hamse)

"Për njeriun e Epokës së Lumturisë shërbimi ishte bërë stil i jetës. Në shoqërinë e tyre shfaqej sakrifica dhe personaliteti Islam. Qëllimi i atyre ishte përvetësimi i gjendjes së të Dërguarit të Allahut."

Po ashtu, në shoqërinë e xhahilijetit konsideroj turp mosfrekuentimi në kuvendet e kumarit.

Katade thotë:

"Një burrë në kohën e xhahilijetit e vendoste në kumar pasurinë dhe pronën, madje edhe familjen. Pastaj ua zgjaste dorën të tjerëve i mërzitur dhe në gjendje të skamur. Në këtë mënyrë kumari ishte shndërruar në një tragjedi të tmerrshme që përhapte armiqësi dhe urrejtje ndërmjet njerëzve." (Taberi, Tefsir, el-Maide, 91.)

## ZULLUMI I KAMATËS

Kamata kishte hedhur rrënjë në jetën sociale në periudhën e xhahilijetit. Ajo konsiderohej si një veprim normal, madje nuk shihej asnjë ndryshim ndërmjet tregtisë normale dhe tregtisë me kamatë. Ata thoshin:

"Edhe shitblirja është njëlloj si kamata."

Taberiu thotë:

"Kur i vinte afati borxhit të dhënë me kamatë në periudhën e xhahilijetit, borxhliu i thoshte atij që i kishte marrë borxh:

"Ma shtyj afatin, sepse do të ta shtoj atë që do të marrësh."

Kur u thuhej se kamata e tillë nuk është e lejuar, ata thoshin: "Nuk ka ndonjë ndryshim nëse e shtojmë në fillim të shitblerjes, apo në kohën e pagesës."" (Tefsiru't-Taberi, IV, 69.)

Në atë kohë funksiononte kamata e përbërë. Kur dikush nuk e paguante dot borxhin, borxhi i shtohej në mënyrë eksponenciale.

Taberiu e përshkruan si më poshtë këtë situatë:

"Kamata në periudhën e xhahilijetit bëhej me shtim për sa i përkiste parave dhe sipas moshës për sa u përkiste kafshëve. Nisur nga kjo, kur dhënësit të borxhit (kreditori) i vinte afati, shkonte te marrësi i borxhit dhe e pyeste:

"A do ta paguash borxhin, apo do ta shtosh?" Nëse borxhliu kishte mundësi për ta paguar, e paguante borxhin menjëherë dhe shpëtonte prej tij. Në të kundërt, kërkonte një afat lehtësues për pagimin e borxhit." (Tefsiru't-Taberi, IV, 59.)

"Njeriu i Epokës së Lumturisë jetonte në gjendje pehrizi. Konsumi i tepërt, grykësia, luksi dhe shtirja ishin bërë një stil jete që nuk e njihte shoqëria e sahabëve."

## PANDERSHMËRIA DHE MUNGESA E TURPIT

Zinaja (imoraliteti) ishte një fenomen shumë i përhapur në shoqërinë e xhahilijetit. Atëkohë kishte tre-katër lloj martese. Familjet e pastra martoheshin duke bërë aktin e martesës siç bëjmë edhe ne. Ndërsa familjet e tjera kishin një botëkuptim që e aprovonte imoralitetin.

Gruaja në kohën e xhahilijetit, në të cilën mungesa e turpit kishte arritur deri në nivelin saqë ta bënin tavafin lakuriq, edhe nëse vendoste mbulesë në kokën e saj për arsye gjeografike, gjerdanin e nxirrte në pah. Për këtë arsye, në ajetin e mbulesës është shprehur në veçanti edhe mbyllja e jakës me mbulesë.

"Njeriu i Epokës së Lumturisë e kishte të zhvilluar perceptimin se "nesër vendi i nefsit do të ishte varri".

## DHUNA NDAJ GRUAS

Në shoqërinë arabe gruaja nuk kishte asnjë vlerë. Gruaja për ata ishte një mall. Madje skllavet i ndërronin me njëri-tjetrin si dhuratë.

Ushqimet më të shijshme u përkisnin burrave. Ndërsa gratë ishin të privuara prej tyre.

Tmerri që ushtrohej ndaj vajzave kishte arritur pikën kulmore. Vajzat e vogla shkëputeshin prej nënave të tyre dhe groposeshin te gjalla në dhe për shkak të mendimit se mund të bëheshin imorale apo se mund t'ua prishnin rehatinë baballarëve.

## SHKRETËTIRAT SI LUM GJAKU

Fanatizmi dhe gjakmarrja te arabët ishin jashtëzakonisht shumë të ashpra. Zullumqarët dhe të dhunuarit vazhdimisht e vrisnin njëri-tjetrin. Për këtë arsye, gjakmarrjet ndërmjet fiseve nuk dinin të merrnin fund.

Për shkak të mendjemadhësisë që kishim, dëmshpërblimin në çështjet e vrasjeve e konsideronin si poshtërim. Krahas kësaj, ata nuk

e konsideronin të mjaftueshme vetëm vrasjen e vrasësit për një të vrarë, por vrisnin edhe të tjerë. (Shik. Isra, 33.)

Jeta ditore e arabëve në periudhën e xhahilijetit shfaqte një pamje komplekse të thurur me hakmarrjet që baballarët u sugjeronin bijve të tyre dhe me gjëra të tjera të hasmërisë.

## POTHUAJSE SISTEM I KLASAVE

Pozitat dhe gradat e larta kalonin nga babai te i biri. Ato pothuajse mbartnin dispozitën e trashëgimisë.

Kishte ndryshim të mëdha klasash dhe anarki. Të dobëtit, skllevërit, robërit e luftës dhe të varfrit i shihnin si "të mjerë" dhe nuk i konsideronin si njerëz. Sëmundjet morale si poshtërimi, përçmimi dhe tallja me mimikë për njerëzit që i konsideronin më poshtë se veten, ishin shumë të përhapura. Bashkëshortja e Ebu Sufjanit përgjatë atyre viteve thoshte:



"Si mund të ketë një fe të tillë? A do të jem e njëjtë unë me një skllav? Të mjerët ata!"

Veçanërisht jetimët shtypeshin shumë, u merrej pasuria dhe liheshin në gjendje të mjerueshme.

"Omeri zemërngurtë para Islamit, pas Islamit u bë Omer me zemër të butë. Te ai u shfaq një gjendje sublime meditimi e cila e bënte të thoshte: "Nëse një dele bie në ujë dhe mbytet duke kaluar Eufratin, Allahu do ta marrë në llogari Omerin për të.""

## SËMUNDJA E MBURRJES

Mburrja ishte në pikën kulmore. Arabët e xhahilijetit i konsideronin si krenari dhe nder pasurinë, fëmijët, të afërmit dhe shërbëtorët e shumtë. Madje kur lavdëroheshin në këtë çështje, nuk mjaftoheshin vetëm me të gjallët, por shkonin te varret për të vërtetuar epërsinë e fisit edhe me të vdekurit e tyre. Ata tregonin varret e të afërmve të tyre të vdekur dhe lavdëroheshin me shumicën e tyre. (Shik. Tekathur, 1-2.)

Velid ibn Mugire ndjeu një mahnitje të madhe kundrejt mrekullisë, rrjedhshmërisë dhe retorikës së Kuranit Fisnik. Por për shkak se nuk ishte vetë pejgamber, nuk i aprovoi dot Kuranin dhe të Dërguarin e Allahut (a.s.). Siç e përshkruajnë edhe ajetet fisnike:

"(Patjetër) ***ai mendoi dhe kurdisi*** (kundër Kuranit) ***dhe qoftë mallkuar, si kurdisi! Dhe sërish qoftë mallkuar, si kurdisi! Pastaj vështroi rreth vetes, mblodhi vetullat e u vrenjt, pastaj u kthye i kapardisur dhe tha: "Ky*** (Kuran) ***nuk është gjë tjetër, veçse magji e trashëguar! Këto janë vetëm fjalë të një vdekatari!"*** (Muddeththir, 18-25)

Paturpësia e tij arriti deri në atë gradë saqë e konsideroi të gabuar caktimin e Allahut, Zoti na faltë, dhe tha:

"Ky Kuran duhej të më kishte zbritur mua, sepse unë kam edhe shumë pasuri, edhe shumë fëmijë!" Kurani Fisnik i transmeton si më poshtë këto budallallëqe të atyre:

***"Dhe thanë: "A nuk do të ishte mirë që ky Kurani t'i zbritej një burri të madh nga dy qytetet*** (Meka dhe Taifi)***""*** (Zuhruf, 31)

Ndërsa Allahu i Lartësuar iu përgjigj kështu atyre:

***"A ata e ndajnë mëshirën e Zotit?.."*** (Zuhruf, 32)

Ja pra, politeistët e periudhës së xhahilijetit ishin njerëz kaq mendjemëdhenj dhe mburravecë. Mendjemadhësia dhe mburrja i bëri ata që të zgjidhnin xhehenemin në vend të xhenetit.

"U edukua Omer ibn Abdulazizi i cili ishte prej kalifëve që qante dhe përpëlitej duke thënë: "Nëse i Dërguari i Allahut do të ankohet prej meje për të varfrit, të vobektët dhe për ata që janë në vështirësi, çfarë do të bëj unë!""

Sepse;

Mendjemadhësia është një cilësi që të shpie në xhehenem. Në xhenet është e pamundur të hyhet pa e eliminuar mendjemadhësinë...

Kur Allahu i përshkruan robërit e sinqertë që i afrohen Atij, si cilësi të parë thotë:

***"Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër Tokë*** (ata që e kanë eliminuar mendjemadhësinë)***..."*** (Furkan, 63.)

Edhe pse arabët kishin çështjen e bujarisë si një cilësi të vyer, ajo ishte bërë kurban i sëmundjes së lavdërimit dhe shtirjes ndaj të tjerëve. (Shik. Beled, 6.) Ata i ushqenin të tjerët, në mënyrë që të fitonin famë. Madje ata e tepronin në këtë çështje dhe bënin shpërdorime të mëdha.

Islami ndërtoi "institucionin e dhurimit për hir të Allahut me sinqeritet dhe duke bërë infak të fshehtë, në mënyrë që të mos përzihej egoizmi".

"Abdullah ibn Mes'udi ishte një çoban i zakonshëm devesh. Pasi mori edukim nga Pejgamberi, themeloi mejtepin e Kufës. Në atë mejtep e edukuan nxënës si Ebu Hanifja."

*"U edukua Omer ibn Abdulazizi i cili ishte prej kalifëve që qante dhe përpëlitej duke thënë: "Nëse i Dërguari i Allahut do të ankohet prej meje për të varfrit, të vobektët dhe për ata që janë në vështirësi, çfarë do të bëj unë!""*

## BESIMI NË BOTËN TJETËR QË ISHTE HARRUAR

Truri i tyre i shteruar dhe mendimngushtë nuk e pranonte në asnjë lloj mënyre ringjalljen pas vdekjes, ekzistencën e një jete tjetër pas kësaj bote dhe të vërtetën se atje të gjithë do të merreshin në llogari dhe se do të shpërbleheshin apo do të ndëshkoheshin. Sepse botëkuptimi i ahiretit ia prishte rehatinë shoqërisë së xhahilijetit. Për këtë arsye, thoshin:

"Nuk kemi jetë tjetër përveç jetës së kësaj bote. (Këtu) lindim dhe vdesim. Neve na shkatërron vetëm koha."

"Soloni dhe Hammurabi të cilët njihen si juristë të famshëm në shkallë botërore, mund të jenë vetëm çirakë ndaj Imam Azamit, Ebu Hanifes."

Ata kishin kontradikta në lidhje me çështjen e besimit në botën tjetër. Edhe ata që i besonin ekzistencës së ahiretit, e kishin të mbushur atë besim plot e përplot me besëtytni. Sipas atyre, disa idhuj, disa trupa qiellorë dhe disa engjëj apo xhindë që i quanin vajzat e Allahut, Zoti na faltë, do të ndërmjetësonin për ata në botën e përtejme!

## SI PËRFUNDIM

Në tokë nuk kishte mbetur;

- Ndonjë popull që të kishte natyrë të pastër,

- Një shoqëri të formuar mbi moralin dhe virtytin,

- Një shtet të mbështetur në bazat e mëshirës dhe drejtësisë,

- Një komandant që e ushtronte detyrën me dije e urtësi dhe,

- Një fe të ardhur nga një Pejgamber.

Çdo gjë ishte fshirë dhe ishte zhdukur.

Mehmet Akifi e përshkruan si më poshtë në poezinë e tij errësirën plot zullume të xhahilijetit dhe sesi e zhduku atë errësirë Pejgamberi ynë i Nderuar me dritën e lumturisë:

"Para katërmbëdhjetë shekujsh, përsëri ishte një natë e tillë,

Atë natë lindi një jetim!

Por për fat të keq sytë nuk e panë dot,

Ndërkohë që kishin mijëra vite që e prisnin!

Si mund ta shikonin? Sigurisht që nuk mund ta shihnin,

Shkretëtira ku u shfaq, ishte vendi më i izoluar.

Pastaj bota në atë kohë,

Ishte e mbuluar nga mjegulla (e padrejtësisë), madje ishte më keq sesa sot.

Njerëzimi në agresivitet i kishte kaluar hienat,

Kur një njeri nuk kishte dhëmbë, e hanin vëllezërit e vet!

Anarkia ishte përhapur në çdo anë,

Ishte sëmundja ajo që e shkatërronte dhe e ndante lindjen, që ata e quanin përçarje.

Ndërkohë Jetimi u rrit dhe u bë dyzet vjeç,

Këmbët e përgjakura arritën prehjen.

Ai i pafajshëm e shpëtoi njerëzimin me një frymë,

Me një të goditur i shembi përtokë mbretërit bizantinë dhe ata persë!

Ai e ringjalli të gjithë popullin e dobët dhe të shtypur,

I dha fund padrejtësisë që kishte arritur deri në një pikë të paimagjinueshme!

Po, sheriati i qartë i tij ishte mëshirë për botët,

Qytetin e tij e shndërroi në një vend të atyre që donin drejtësi.

Çfarëdo të mire që posedon kjo botë e ka prej atij,

Shoqëria dhe individët ishin të mahnitur ndaj tij.

I gjithë njerëzimi ishte i mahnitur ndaj atij të pafajshmi,

O Zot, na tubo në mahsher edhe ne me këtë mendim.

"Filozof Lafajeti duke thënë: "O njeri i madh! Askush nuk ka mundur ta përhapë të vërtetën dhe drejtësinë siç i ke përhapur ti!", e ka aprovuar me ndërgjegje madhështinë e Pejgamberit tonë të Nderuar."

Përfundimisht:

Resulullahu, alejhi's-selam, ndërtoi Civilizimin e Virtyteve nga një periudhë e tillë e xhahilijetit dhe nxori në pah "Njeriun e Epokës së Lumturisë". Ata;

Përbënin shoqërinë që e njihte me zemër Allahun dhe Resulullahun, ishin shoqëri e dijes, urtësisë, mëshirës, mirësjelljes dhe hijeshisë.

Shoqëria e atyre sahabëve të zgjedhur;

Pati vendosur tevhidin (njësimin e Zotit) në qendër të mendimit dhe idealit. Interesat e kësaj bote e humbën fuqinë e tyre te ata. Ata deri në frymën e fundit i bënë vetes vetëm këtë pyetje:

"Vallë, a është i kënaqur Allahu prej meje?"

"Poeti gjerman, Goethe ka shkruar këto rreshta duke iu drejtuar Pejgamberit tonë të Nderuar: "Ti je burimi i një mali madhështor!

Prej teje përfitojnë të gjithë. Vëllezërit i afron drejt vetes dhe i shpëton nga rëra përvëluese e shkretëtirave. Ti shkon drejt oqeanit të pafundësisë duke buruar dhe duke kaluar malet.""

Për njeriun e Epokës së Lumturisë;

- Pasuria dhe jeta ishin thjeshtë një mjet.

- Ai e kishte arritur kënaqësinë e besimit.

- Mëshira ishte përhapur kudo.

- Shërbimi ishte bërë stil i jetës.

- Në shoqërinë e tyre shfaqej sakrifica dhe personaliteti Islam.

- Qëllimi i atyre ishte përvetësimi i gjendjes së të Dërguarit të Allahut.

- Ata jetonin në gjendje pehrizi. Konsumi i tepërt, grykësia, luksi dhe shtirja ishin bërë një stil jete që nuk e njihte shoqëria e sahabëve. Ishte i zhvilluar perceptimi se "nesër vendi i nefsit do të ishte varri".

- Njerëzit agresivë dhe beduinë u shndërruan në njerëz të butë si engjëj.

- Për sa i përket injorancës dhe padrejtësisë, njerëzit në fund të oqeanit indian, nëse mund ta shprehim kështu, morën pjesë nga përshpirtshmëria e të Dërguarit të Allahut dhe arritën pikën kulmore në mëshirë, butësi dhe përkujdesje ndaj krijesave të Allahut Teala.

- Njerëzit e egër që i shkëpusnin vajzat nga zemra e nënave të tyre dhe i varrosnin të gjalla, pas Islamit u shndërruan në engjëj të butë që sytë vazhdimisht u rridhnin lot.

- Zemrat u shndërruan në një vend ku gjenin prehje dhe ngushëllim njerëzit e dërrmuar.

- Zemrat u shndërruan në vendstrehime për të vejat, jetimët dhe të vetmuarit. Omeri zemërngurtë para Islamit, pas Islamit u bë Omeri me zemër të butë. Te ai u shfaq një gjendje sublime meditimi saqë shprehej:

"Nëse bie në ujë dhe mbytet një dele ndërsa kalon Eufratin, Allahu do ta marrë Omerin në llogari për të."

U edukua Omer ibn Abdulazizi i cili ishte prek kalifëve që qante dhe përpëlitej duke thënë:

"Nëse i Dërguari i Allahut do të ankohet prej meje për të varfrit, të vobektët dhe për ata që janë në vështirësi, çfarë do të bëj unë!"

"Njerëzit e egër që i shkëpusnin vajzat nga zemra e nënave të tyre dhe i varrosnin të gjalla, pas Islamit u shndërruan në engjëj të butë që sytë vazhdimisht u rridhnin lot."

- Një shoqëri që nuk dinte shkrim e këndim, arriti pikën kulmore në civilizim.

- Abdullah ibn Mes'udi (r.a.), ishte një çoban i zakonshëm devesh. Pasi mori edukim nga Pejgamberi, themeloi mejtepin e Kufës. Ebu Hanifja dhe shumë muxhtehidë të tjerë ishin nxënës të këtij mejtepi. Soloni dhe Hammurabi të cilët njihen si juristë të famshëm në shkallë botërore, mund të jenë vetëm çirakë ndaj Imam Azamit, Ebu Hanifes.

- Pasi individët e shoqërisë së xhahilijetit u njohën me Islamin, u shndërruan në "të ditur të vërtetë". Netët u shndërruan në ditë. Dimri u shndërrua në verë.

"Falë Islamit, zemrat u shndërruan në një vend ku gjenin prehje dhe ngushëllim njerëzit e dërrmuar. Ato u shndërruan në vendstrehime për të vejat, jetimët dhe të vetmuarit."

Jeta u fokusua te kënaqësia e Allahut (xh. xh.). Mëshira, dhembshuria dhe përhapja e të vërtetës arritën pikën kulmore.

Edhe pse disa jomyslimanë të ndërgjegjshëm nuk e kanë bërë të qartë nëse kanë besuar me zemër apo jo, nuk e kanë fshehur dot mahnitjen e madhe në shprehjet e tyre që i kanë thënë për të Dërguarin e Allahut (a.s.).

## RESULULLAHU (A.S.), NË SYTË E JOMYSLIMANËVE

Personaliteti, ndershmëria, drejtësia dhe morali i lartë i Pejgamberit tonë të Nderuar, janë aprovuar edhe nga njerëzit që nuk i kanë besuar atij.

Para se Pejgamberi të fillonte predikimin, i pyeti të afërmit dhe bashkëqytetarët e tij:

"A do të më besonit nëse do t'ju thosha se pas këtij mali po vjen një ushtri?" Atë të gjithë iu përgjigjën:

"Të besojmë, sepse asnjëherë nuk të kemi parë duke gënjyer." Sinqeriteti dhe besnikëria e të Dërguarit të Allahut ishin aq të njohura saqë në Mekë për të në vend të emrit të tij përdorej pseudonimi "el-Emin, es-Sadik / Besniku, i Sinqerti".

Edhe armiku i tij më i përbetuar, Ebu Xhehli tha:

"Ne nuk të themi gënjeshtar! Thjesht nuk e duam atë që ke sjellë." (Shik. En'am, 33.)

"Historiani francez Lamartine: "Nëse qëllimi i madh, mundësitë e vogla dhe rezultati i jashtëzakonshëm janë tri gjëra që tregojnë gjenialitetin e njeriut, atëherë kush mund të guxojë t'i krahasojë personalitetet më të mëdha të historisë moderne me Muhamedin?"

Ebu Sufjani, i cili shfaqi armiqësi ndaj Islamit për vite me radhë nga Lufta e Uhudit e deri në Hudejbije, nuk mundi t'i atribuonte asnjë cilësi negative Pejgamberit tonë të Nderuar kundrejt pyetjeve të Herakliut edhe pse akoma nuk ishte bërë mysliman. Kur Herakliu i dëgjoi këto fjalë, edhe ai vetë në ndërgjegje e pranoi profecinë e Pejgamberit (a.s.). Por për shkak se dashuria ndaj kurorës dhe fronit ishte më e madhe, nuk iu bashkëngjit karvanit të besimit.

Ata që e kanë studiuar Islamin me ndërgjegje të pastër përgjatë historisë dhe ata që i kanë hulumtuar sistemin e drejtësinë që i ka sjellë i Dërguari i Allahut (a.s.), e kanë pohuar admirimin që kanë ndjerë ndaj Pejgamberit tonë të Nderuar.

Filozof Lafajeti, i cili ishte prej atyre që përgatiti themelet mentale të revolucionit francez më 1789, edhe pse ishte jomysliman, me ndërgjegje e aprovoi madhështinë e Pejgamberit tonë të Nderuar duke u shprehur:

""O njeri i madh! Askush nuk ka mundur ta përhapë të vërtetën dhe drejtësinë siç i ke përhapur ti!"

Ndërsa historiani francez Lamartine e shpreh si më poshtë suksesin e jashtëzakonshëm të Krenarisë së Gjithësisë, të Nderuarit tonë (a.s.):

"Nëse qëllimi i madh, mundësitë e vogla dhe rezultati i jashtëzakonshëm janë tri gjëra që tregojnë gjenialitetin e njeriut, atëherë kush mund të guxojë t'i krahasojë personalitetet më të mëdha të historisë moderne me Muhamedin?

Këto personalitete më të njohura vetëm kanë formuar ushtri, kanë nxjerrë ligje dhe kanë themeluar perandori. Por në fund kanë arritur të nxjerrin në pah vetëm fuqi materiale që shpesh herë ekzagjeroheshin në sytë e tyre.

Ndërsa ai (Pejgamberi), nuk ka formuar vetëm ushtritë, sistemet e drejtësisë, perandoritë, popujt dhe dinastitë, por ka vënë në lëvizje me miliona (miliarda) njerëz që përbëjnë një të tretën e kësaj bote." (A. de Lamartine, L'histore de la Turquie)

Këtë fjalë mund ta shpjegojmë kështu:

*"Historiani francez Lamartine: "Nëse qëllimi i madh, mundësitë e vogla dhe rezultati i jashtëzakonshëm janë tri gjëra që tregojnë gjenialitetin e njeriut, atëherë kush mund të guxojë t'i krahasojë personalitetet më të mëdha të historisë moderne me Muhamedin?"*

1. Qëllimi i Pejgamberit ishte i madh. Ai ishte universal dhe i përhershëm.

2. Mundësitë e tij ishin të vogla. Madje në aspektin material pothuajse nuk ekzistonin. Në shumicën e rasteve preokupohej me skllevërit, të vetmuarit dhe të varfrit...

3. Ndërsa rezultati që arriti krahas këtyre ishte i pashoq nga çdo aspekt, madhështor dhe i përhershëm.

"Historiani francez Lamartine: "Ai nuk ka formuar vetëm ushtritë, sistemet e drejtësisë, perandoritë, popujt dhe dinastitë, por ka vënë në lëvizje me miliona (miliarda) njerëz që përbëjnë një të tretën e kësaj bote."

Edhe shkrimtari anglez, Thomas Carlyle i ka përshkruar siç vijon çlirimet madhështore shpirtërore që ka realizuar Pejgamberi (a.s.):

"Asnjë perandor që ka pasur kurorë në kokë, nuk është dashur dhe respektuar sa Muhamedi i cili vishte pelerinën që e kishte arnuar me duart e veta."

Shkencëtari amerikan, Michael Harti në vitin 1979 realizoi një studim të mbështetur nga kompjuteri. Qëllimi i tij ishte për të gjetur 100 njerëzit e mëdhenj më influencues të kësaj bote dhe për t'i radhitur.

Me këtë qëllim i shënoi në kompjuter aftësitë, përpjekjet, veprat dhe sukseset e njerëzve të mëdhenj që kanë lënë gjurmë në histori. Pas një punimi që zgjati me muaj, programi i kompjuterit zgjodhi emrin më të madh të botës nën dritën e informacioneve që i ishin dhënë. Ky emër që u vërtetua nga objektiviteti i një kompjuteri ishte Muhamedi (a.s.).

*"Ti je burimi i një mali madhështor! Prej teje përfitojnë të gjithë. Vëllezërit e tu i more dhe i shpëtove nga rërat përvëluese të shkretëtirave.*

*Shpërtheve, kalove malet dhe arrite në oqeanin e përjetësisë."*

Pas studimit edhe revista franceze Le Point e zgjodhi Pejgamberin tonë të Nderuar "Figurën e Vitit) më 1979. Kur gazetat e datës 29 dhjetor 1979 e bënë lajm studimin, e shprehën si më poshtë shkakun e kësaj zgjedhjeje:

"Ndikimi i Muhamedit në botë po rritet me ritme të jashtëzakonshme dhe miliona njerëz akoma ecin në rrugën që ka treguar ai edhe pse ka jetuar ndërmjet viteve 571-632." (Revista Zafer, 97/3-8.)

Ja pra, virtyti i vërtetë është që ta bësh edhe armikun të ndjehet i detyruar për ta aprovuar dhe pohuar!.. Virtytin dhe madhështinë e Pejgamberit me ndërgjegje e kanë aprovuar edhe ata që nuk i besonin atij.

"Bismarku, njëri prej burrave të shtetit gjerman, shprehet: "O Muhamed! Jam i pikëlluar që nuk kam jetuar në të njëjtën periudhë me ty."

Ndërsa shkrimtari gjerman, J. Wolfgang von Goethe e vlerëson si më poshtë Pejgamberin tonë të Nderuar:

"Askush nuk mund të hedhë një hap më tutje principeve të Muhamedit. Të gjitha ligjet dhe sistemet që kanë vendosur evropianët krahas të gjitha sukseseve që ka pasur Evropa, janë të mangëta sipas kulturës islame. Ne popujt evropianë, krahas mundësive civile që kemi, akoma jemi në fazën e parë të shkallës që Muhamedi i ka shkuar deri në fund. Padyshim se askush nuk do ta kalojë Atë në këtë garë. Ngaqë edhe ky libri (Kurani) është jashtëzakonisht shumë praktik, asnjëherë nuk do ta humbë influencën dhe do t'i mbledhë rreth vetes popujt e tjerë."

"Burrështeti gjerman, Bismarku: "Njerëzimi ka parë vetëm një herë një fuqi të mrekullueshme si Ti. Këtej e tutje nuk ka për ta parë më. Bazuar në këtë, përulem me respekt të plotë para teje."

Ky poet i famshëm gjerman që është ndikuar shumë duke lexuar veprën e Hafiz Shirazit, ka shkruar këto rreshta duke iu drejtuar Pejgamberit tonë të nderuar:

"Ti je burimi i një mali madhështor! Prej teje përfitojnë të gjithë. Vëllezërit e tu i more dhe i shpëtove nga rërat përvëluese të shkretëtirave.

Shpërtheve, kalove malet dhe arrite në oqeanin e përjetësisë."

Bismarku, njëri prej burrave të shtetit gjerman, është shprehur: "O Muhamed! Jam i pikëlluar që nuk kam jetuar në të njëjtën periudhë me ty...

Njerëzimi ka parë vetëm një herë një fuqi të mrekullueshme si Ti. Këtej e tutje nuk ka për ta parë më. Bazuar në këtë, përulem me respekt të plotë para teje."

Ndërsa Tolstoi, i cili ishte një prej emrave të rëndësishëm të letërsisë ruse, e ka përkthyer në rusisht një përmbledhje prej haditheve të Pejgamberit tonë të Nderuar dhe në disa letra e intervista ka shprehur këto fjalë të sinqerta rreth Islamit dhe Resulullahut (a.s.):

"Muhamedi gjithmonë del mbi krishterimin. Ai nuk e konsideron njeriun Zot dhe veten e tij nuk e konsideron të njëjtë me Zotin. Myslimanët nuk kanë zot tjetër përveç Allahut dhe Muhamedit është i Dërguari i Tij. Këtu nuk ka asnjë gjë misterioze dhe të pakuptueshme."

"Nëse prej një njeriu kërkohet të zgjedhë ndërmjet krishterimit të kishës dhe Islamit, çdo njeri me mendje në kokë nuk ka aspak dyshim se do të zgjedhë Islamin i cili ka një besim të vetëm në formën 'Zoti dhe Pejgamberi i Tij' kundrejt krishterimit të kishës i cili përmban trinitetin, faljen e mëkateve (nga prifti), nënën e zotit, njerëzit që arrijnë të flasin me Zotin (shenjtorët), përshkrimet e atyre dhe shumë gjëra të tjera të pakuptueshme me ceremonitë komplekse të adhurimit."

"Tolstoi ka thënë këto fjalë të sinqerta rreth Pejgamberit tonë të Nderuar: "Muhamedi gjithmonë del mbi krishterimin. Ai nuk e konsideron njeriun Zot dhe veten e tij nuk e konsideron të njëjtë me Zotin. Myslimanët nuk kanë zot tjetër përveç Allahut dhe Muhamedit është i Dërguari i Tij. Këtu nuk ka asnjë gjë misterioze dhe të pakuptueshme."

Mendohet se këta persona mund të jenë bërë myslimanë, sepse, ngaqë në perëndim sundon një fanatizëm shumë i ashpër, dihet se nuk mund t'i shprehin lirisht bindjet e tyre të vërteta. Mjafton të kujtojmë se Galileo ra deri në atë gjendje saqë ta mohonte në gjykatë rrotullimin e tokës.

Por udhëzimi është nga Allahu. Për ne është një e fshehtë nëse këta njerëz kanë arritur të besojnë apo jo. Ndërsa e vërteta mësimdhënëse për ne është kjo: Ne nuk mund ta dimë gjendjen e besimit në zemrat e atyre, por mendërisht dhe ndërgjegjshmërisht kanë ndjerë një mahnitje të madhe ndaj personalitetit të veçantë të të Dërguarit të Allahut (a.s.) dhe ndaj suksesit madhështor të tij që korri te individët dhe shoqëria. Ata e pohojnë vetë këtë. Këto shprehje janë zëri i të vërtetës që vjen nga ndërgjegjja e tyre.

"Më 1979 u shënuan në kompjuter njerëzit e mëdhenj që kanë lënë gjurmë në histori. Pas një studimi që zgjati për muaj me radhë, programi i kompjuterit zgjodhi emrin më të madh të botës nën dritën e informacioneve që i ishin dhënë. Ky emër ishte Muhamedi (a.s.).

O Zot!.. Mos na lë në dorë të nefsit tonë qoftë edhe sa hapja dhe mbyllja e syve!.. Na mbro nga zullumi dhe injoranca e nefsit tonë! Bëje të mundur që periudha jonë të mos i ngjajë periudhës së xhahilijetit!..

Ne na ke bërë umet të Krenarisë së Gjithësisë, të Nderuarit tonë. Andaj na bëj që të përfitojmë nga frymëzimi dhe përshpirtshmëria e tij!.. Na e mundëso ta ndjekim Usvetu Hasene (Shembullin më të Mirë)!.. Na e jep ndërmjetësimin e madh të tij!.. Na bëj të takohemi me të te Burimi i Keutherit!..



# LE TË HAPIM NJË FAQE TË BARDHË, PASTAJ LE TË SHOHIM PËR MË TEJ

*Ekrem Bektash*

Miqtë e mi të dashur!

Temat që kam shkruar në fletoren time të shënimeve po përpiqem t'jua përcjell sa herë që është e mundur. Temat janë shtuar aq shumë sa mendoj se do të më duhet të blej një fletore të re.

Pse shtohen temat? Me rritjen e negativiteteve në mjedisin ku jetojmë, shtohen edhe temat.

Gjithmonë në mendje më vjen ky hadith fisnik: "Kur sheh një të keqe, ndryshoje me dorë, nëse nuk mundesh, me gjuhë, nëse nuk mundesh, (urreje) me zemër." Interpretimin e këtij hadithi mund ta merrni nga dijetarët. Unë nuk mund të komentoj në lidhje me këtë.

Megjithatë, kur shoh një fëmijë që bën ndonjë veprim negativ, e këshilloj me gjuhë. Atij i them duke i përkëdhelur kokën:

-Mos e bëj këtë, vogëlushi i ëmbël.

Por nëse është një burrë sa një gomar, e urrej me zemër atë veprim që bën ai, në mënyrë që të jem i kujdesshëm ndaj çdo reagimi të tij.

Nuk po them se duhet të bëni të njëjtën gjë edhe ju, por po them vetëm kini kujdes nga shkelmat e gomarit (reagimet prej rrugaçërie).

Të dashur pensionistë!

Ditët kalojnë një nga një. Sigurisht që do të kalojnë një nga një. Mjerë për ne sikur ditët të kalonin dy nga dy!..

-Si jeni? A je mirë?

Nëse jeni mirë, shëndeti juaj mund të përkeqësohet pasi të lexoni këtë faqe të fletores sime të shënimeve.

Jemi të rrethuar me kamera sigurie. Çdo lëvizje jonë survejohet sekondë pas sekonde. Po të ndiqej orë pas ore, shumë të këqija do të kishin ndodhur mes kësaj ore!

Ka 24-25 foto në sekondë. Pra, në një sekondë na bëhen 25 foto: Këtë të mos e harrojmë. Pra, të gjithë jemi nën vëzhgim, andaj le të jemi të kujdesshëm.

Ndërsa teknologjia përparon, qeniet njerëzore bëhen më të regjistruara. Mendja e njeriut zhvillohet më shumë dhe në pikën e fundit të këtij zhvillimi njeriu del në pension.

Çfarë do të bëjmë kur të dalim në pension? Të ulemi e të qajmë apo të qëndrojmë në këmbë për të qarë? Asnjërën... Do të shkruajmë kujtimet tona. Mos thoni:

-Unë nuk kam asnjë kujtim, çfarë të shkruaj?

Sigurisht që keni. Siç nuk ka qenie njerëzore pa nënë, nuk ka qenie njerëzore pa «kujtime».

Le të kemi kujdes, ndërsa shkruajmë kujtimet tona, të mos shkruajmë vetëm veprat tona të zgjuara, por edhe marrëzitë tona.

Kur njeriu shkruan kujtimet e tij, gjithmonë shkruan gjërat e zgjuara që ka bërë, por kurrë nuk i shkruan marrëzitë e tij, sikur nuk i mban mend ato. Ndërkohë, gjërat që nuk mund t'i harrojmë më shumë janë marrëzitë tona.

Ne i shkruajmë veprat tona të mira, por veprat tona të këqija nuk na vijnë në mendje.

Te dashur miq!

Tani, pas kësaj hyrjeje të shkurtër, le të marrim fletoren e shënimeve dhe të hapim një faqe të rastësishme, të shohim se çfarë teme do të dalë.

–Po e hap me Bismi'l-le... Hooop!

Ah! Sa me fat që jemi, të dashur miq pensionistë apo jopensionistë!

- Ku është fati këtu! Faqja doli bosh...

Pikërisht këtu është fati, në këtë faqe të zbrazët, miq.

– Çfarë do të thotë bosh?

Do të thotë se nuk ka asgjë. Do të thotë «e pastër». Tani mund të shkruajmë gjëra të bukura në këto fletë të pastra. Disa njerëz mund t'i shkruajnë keqardhjet e tyre në këtë faqe të pastër.

«Do të doja të mos e kisha bërë.»

Ka shumë gjëra për të cilat themi kështu në jetën e njeriut. Tani le t'i kalojmë ato në faqe të pastra:

* * *

Shiko, Mehmet Aga: Ti ke gjithë këto vite që përdor rrymë elektrike ilegalisht nga shtylla para shtëpisë.

– Jo! Nuk është ilegalisht... Unë kam përdorur energjinë e tepërt që të mos shkojë dëm. Kështu që kam kontribuar në ekonomi.

– Shiko, ende po përpiqesh ta ndotësh faqen. Me të vërtetë, a ashtu ke bërë?

- Hëmmm!..

* * *

Edhe ti vëlla kontraktor, shiko, tani je bërë pensionist. A ke ndonjë fjalë për ata që do të dalin në pension pas teje?

- Kam! Jo një, por disa fjalë.

Më thuaj, cilat janë ato? Ata që janë të interesuar, le t'i dëgjojnë. Në fakt askush nuk është i pa interesuar për këtë çështje...

- Atëherë më lejoni t'i them, ndërsa ata t'i dëgjojnë... Ndërsa i shtojnë çimento rërës, të mos thonë «një për ty dhe një për mua». Le të mos mendojnë, «Dy nga këta hekura janë shumë, ata shtojnë peshë në ndërtesë», kur t'i vënë hekur betonit. «Le të mos vënë materiale të lirë në vende të padukshme.» Le ta dinë se kamerat e sigurisë janë duke punuar gjatë gjithë kohës.

* * *

Vëllai im tregtar, mos përdor një kandar kur blen dhe një kandar tjetër kur shet, mos harroni se një ditë do të të peshojnë edhe ty!

- Pse të më peshojnë? A mall jam unë?

- Nëse do të vazhdosh kështu, nuk do të jesh as «mall».

* * *

Vëllai i dashur, edhe ti mos e ndot më mjedisin. Ja shiko, ngrohja globale është në rritje.

- Hëmm! Ja, sapo e the vetë. Pse po e bëj unë këtë? Që ngrohja globale të rritet, në mënyrë që të varfrit të mos kenë të ftohtë...

Ashtu? Mos harro se një ditë do të ndizet një zjarr nën ty, në mënyrë që të mos kesh të ftohtë.

- Unë nuk e duan !

- Atëherë, mos e ndot faqen!

- Ne rregull!

Të nderuar lexues, ka edhe shumë gjëra të tjera, por unë nuk do të hyj në ato tema të papërshtatshme. Në fakt, të gjithë i dini ato më mirë sesa unë. Nëse doni t'i dëgjoni patjetër nga unë, ejani në një vend të përshtatshëm dhe t'ua tregoj. Por le të mos e ndotim këtë fletore të pastër. Mirupafshim, qëndrofshi në faqe të pastra!



# ORA

## MADHËSHTORE NË TRUP

*Doç. dr. Fërat Erdoan*

Një mjet që punon në mënyrë të përsosur dhe afatgjatë lavdërohet duke thënë «Mashallah, punon si sahat». Ajo që ne e quajmë orë prodhohet në fabrikë me përpjekjen e qindra njerëzve që kanë tradita dhe përvoja shumë të mëdha. Orës i duhet mirëmbajtje dhe programim. Në fund të fundit, ajo vetëm ju ofron masën e krahasimit në përputhje me pozicionin e diellit në atë moment. Sigurisht që është e nevojshme ta vlerësojmë prodhuesin e dhjetëra mekanizmave me ingranazhe të përshtatura në një hapësirë të vogël.

Epo, a nuk duhet ta falënderoni çdo moment Atë që e ka krijuar «orën tuaj biologjike», që ju programon për vite të tëra, që ju jep energji në momentin e duhur dhe që e bën të gjithë trupin të pushojë kur është e nevojshme?

Të afërmit tanë që e duan shumë gjumin, siç dihet, nuk mund të flenë 24 orë. Pas një kohe gjumi merr fund. 24 orët e ditës kurrë nuk janë njëlloj me njëra-tjetrën. Begatia e orëve të mëngjesit nuk gjendet në kohën e mbrëmjes. Ja pra, kjo degë e shkencës që studion sistemin i cili bën këtë organizim dhe shumë të tjerë të ngjashëm me këtë quhet «Kronobiologji».

Këtë sistem të mrekullueshëm nuk e kemi vetëm ne, por edhe arinjtë që bien në gjumin letargjik dhe dallëndyshet që migrojnë sipas stinës lëvizin nën drejtimin e këtij sistemi. Fakti që gjallesat që

njihen si miu i verbër preferojnë kohën ndërmjet orëve 17-19 për të mbushur barqet, nuk është rastësi.

Pjesa më e lehtë e kuptueshme e sistemit është si më poshtë;

Hapi kryesor është që drita natyrale nga dielli të hyjë në sytë tuaj dhe të stimulojë qelizat aty. Kur rrezet e diellit stimulojnë qelizat në sy, i bëhet presion prodhimit të hormonit të melatoninës. Presioni bie kur errësohet koha. Gjëndra pineale stimulohet nga efekti i stimujve që shkojnë nga syri në «bërthamën suprakiazmatike» dhe prodhimi i melatoninës fillon si rezultat i aktiviteteve të sintezës që ndodhin këtu. Kohët kur melatonina sekretohet më shumë janë ndërmjet orës 23.00 dhe 05.00. Drita e lartë e redukton sekretimin e melatoninës. Për këtë arsye është e nevojshme që të mos ndërhyhet në natyrën e gjërave dhe të mos tentohet të ndriçohet më intensivisht ambienti kur errësohet.

Epo, a nuk duhet ta falënderoni çdo moment Atë që e ka krijuar «orën tuaj biologjike», që ju programon për vite të tëra, që ju jep energji në momentin e duhur dhe që e bën të gjithë trupin të pushojë kur është e nevojshme?

Melatonina, e cila rritet me errësirën e natës, hyn në të gjitha qelizat dhe i rinovon ato dhe riparon ADN-në, që do të thotë gjithashtu një fortifikim kundër zhvillimit të kancerit. Prova jonë është kjo: Vëllezërit dhe motrat tona të verbra kanë më pak gjasa të preken nga kanceri, pasi janë më shumë nën ndikimin e melatoninës.

Melatonina, me efektin e saj antioksidant, pastron të gjitha indet tuaja të «ndryshkura» dhe rinovon sistemin imunitar.

Një tjetër aktor kryesor është kortizoli. Organi tjetër në të cilin transmetohet informacioni i intensitetit të dritës nga syri është hipofiza. Bazuar në këtë intensitet të dritës, hipofiza vendos se sa kortizol duhet të prodhojë. Dhjetëra efekte të kortizolit që sekretohet mbushin një artikull më vete, por detyra kryesore në këtë temë është kjo: Kortizoli i sekretuar rrit sheqerin në gjak dhe presionin e gjakut. Rritja e kortizolit në orët e mëngjesit ju bën më në formë dhe më të fortë për përpjekjen e përditshme.

Prindërit ankohen vazhdimisht se temperatura e fëmijës nuk u ul përgjatë gjithë natës nën 39 gradë. Si të shpjegohet lehtësimi spontan i fëmijës në orët e mëngjesit apo kalimi i kollës së pafund në mëngjes? Arsyeja; Kortizoli i sekretuar shëron problemin tuaj me efektin e tij anti-inflamator. Ndërkohë, të mos mendojmë se rezultati është i kufizuar «thjeshtë!!!» me dy hormone, fundi i çështjes shtrihet larg. Sigurisht, duhet të jesh zgjuar për të përcaktuar dritën.

Në një studim të kryer në Angli, njerëzit u përpoqën të krijonin një ditë 28-orëshe në vend të 24 orëve. Çdo tre net, koha e gjumit vendosej më përpara me 4 orë. Kështu koha për të fjetur zhvendosej drejt mëngjesit pas rreth një jave. Si rrjedhojë, u zbuluan disfunksione/ndryshime në një pjesë të konsiderueshme të gjeneve, të cilat janë strukturat që përcaktojnë gjithçka në trupin tonë. U vu re se karakteristikat tuaja gjenetike, të cilat janë përcjellë me breza, ndryshuan.

Shembulli i famshëm i temës është «Jet Lagu». Kur zbarkoni në destinacionin tuaj në udhëtime të gjata nga perëndimi në lindje, një gamë e gjerë ankesash ju mirëpret, duke filluar me lodhjen, uljen e perceptimit dhe duke përfunduar me kapsllëkun. Problemet ndihen më seriozisht sidomos gjatë udhëtimeve ditore. Kur të kaloni 15 nga gjatësitë gjeografike (meridianët) që ndajnë botën, shkoni një orë pas.

Për shembull, ka 3 orë diferencë midis Stambollit dhe Bishkekut. Fluturimet nga Stambolli në Bishkek zgjasin mesatarisht 5 orë e gjysmë. Një person që shkon në Bishkek me avion nga Stambolli në orën 12:00, arrin në 20:30 në Bishkek, megjithëse ora e tij biologjike është 17:30. Kjo kohë prej tre orësh mund të jetë e tolerueshme, por kur fluturoni nga Amerika në Turqi, vjen koha për të fjetur dhe trupi juaj përkon me mëngjesin. Ata që punojnë vazhdimisht natën dhe jetojnë afër poleve e përjetojnë shpesh këtë situatë.

Cilat duhet të jenë mesazhet e njohjes së kronobiologjisë për ne?

Ju mund t'i bëni të gjitha punët tuaja të rëndësishme ndërmjet orës 10-12 me efikasitet maksimal,




ngaqë filloni të luftoni/punoni falë kortizolit i cili rritet në orët e mëngjesit. Në 3 orët pas 12-s, fillimisht bie energjia, pastaj ndodh rraskapitja dhe përqendrimi i dobët. Kështu që nuk do të keni asnjë dobi në punën që bëni.

**ÇFARË DUHET TË BËJMË?**

Si gjithmonë, le të ndjekim me përpikëri atë që bëri Profeti ynë (a.s.), "i cili na bën të fitojmë në të dyja botët kur ndiqet/imitohet", pa thënë: "Edhe ai ishte njeri, i tillë ishte në atë kohë/hapësirë...» Domethënë, të shtrihemi dhe të flemë...

Le të kalojmë kohën tonë të dytë të fortë duke punuar deri në kohën e iqindisë.

Më pas, siç bënë paraardhësit tanë, le të përfitojmë nga sekretimi maksimal i enzimave tretëse duke e përfunduar darkën në orën 18:00. Të mos hamë pas darkës, në mënyrë që të mos sforcohet sistemi ynë tretës përgjatë pushimit. Pas kësaj kohe, ushqimi juaj ka shumë të ngjarë të presë i patretur, të kalbet dhe të presë për të dalë jashtë pa dhënë ndonjë përfitim.

Në orën 23 është errësirë, sigurisht që nuk ka mbetur asnjë gjurmë drite, trupi juaj minimizon hormonin kortizol, i cili ndihmon për të punuar e përpjekur, dhe sekreton melatoninën, prodhimi i së cilës shtypet nga drita dhe fillon procesi i riparimit e rigjenerimit.

Vazhdimi me kokëfortësi i punës ose i vozitjes së makinës ju vë në rrezik më të madh për një aksident.

Këto orë janë koha për të pushuar me ëndrrat dhe për të konsoliduar mësimin.

Verdiktin e ajetit të 86-të të sures Neml, në të cilin thuhet: "Vallë, a nuk shohin ata, që Ne e kemi bërë natën (të errët) për pushim, ndërsa ditën për të parë (për të punuar)?! Njëmend, këtu ka shumë shenja (argumente) për besimtarët.", e dinim, por nuk ishte keq të njiheshim me ekzekutuesin e këtij verdikti, apo jo?

Ne nuk e dimë nëse të lashtët ishin të vetëdijshëm për kronobiologjinë, por për shkak të uljes së kortizolit, temperatura e trupit bie shumë rreth orës 3 të mëngjesit (siç shihet në grafik). Çfarë kanë thënë të parët tanë? Kujdes: «Mbi të fjeturin bie dëborë.» Më vonë (midis orës 05-07 sipas stinës) vijnë qelizat energjike pas agimit dhe rritjes së kortizolit, duke paralajmëruar një mëngjes të ndritshëm të krijuar për ju që të punoni.

FJALA PËRFUNDIMTARE: Të mos preokupohemi duke thënë "por, ama"... Vepra është e përsosur, andaj le ta ndjekim saktësisht manualin e përdorimit.

# SËMUNDJET E ZEMRËS DHE SHËRIMI I TYRE

*Xhafer Bekirollu*

Të dashur lexues! Të gjithë duhet ta dimë se miqtë e Zotit kanë thënë: "Shërimi i sëmundjeve shpirtërore, që ia tundojnë zemrën robit dhe që e largojnë atë nga adhurimi ndaj Allahut Teala, është një çështje shumë e rëndësishme që duhet të kryhet në mënyrë absolute. Kjo duhet të vazhdohet deri sa zemra të mos largohet nga Allahu i Madhëruar për shkak të tyre, të mbushet me kënaqësi shpirtërore nga fakti i të qenit mik me Atë dhe të jetë e gëzuar. Sëmundjet për të cilat po flasim, janë katër llojesh:

Lloji i parë: Kjo është çështja e riskut dhe shqetësimet e përpjekjet e tepërta që shfaqen për ta fituar atë. Shërimi i këtij lloji është mbështetja e plotë te Allahu i Madhëruar.

Lloji i dytë: Janë gjërat që vijnë në mendje dhe tentativat në kundërshtim me dispozitat hyjnore për t'i arritur ato gjëra. Shërimi i këtij lloji arrihet vetëm duke i lënë çështjet në dorë të Allahut Teala.

Lloji i tretë: Këto janë gjërat e hidhura dhe fatkeqësitë që na ndodhin. Shërimi i këtyre arrihet vetëm me durim.

Lloji i katërt: Këto janë kazaja e kaderi dhe gjërat e këqija që na ndodhin në forma të ndryshme që ato shfaqen. Shërimi i këtyre arrihet me bindje ndaj Allahut për çdo gjë që vjen prej Tij.

Zemra e robit, që i mbështetet Allahut Teala në çështjen e riskut, që ia lë në dorë Allahut çdo gjë në kohët kur ka frikë apo është e shqetësuar, që shfaq durim ndaj vështirësive dhe që është e kënaqur me caktimin e Zotit, bëhet e pastër dhe arrin qetësinë shpirtërore. Pastaj bëhet një zemër e përsosur dhe arrin çdo gjë që dëshiron. Shërimi dhe ilaçi i këtyre katër lloj sëmundjesh janë këto katër gjëra themelore: Mbështetja te Allahu, lënia e çështjeve në dorë të Allahut, durimi dhe të qenët i kënaqur me caktimin e Zotit (xh.sh.). Secila prej këtyre sëmundjeve është shpjeguar me të gjitha detajet në kreun që flitet për to në Marifetname. Faktikisht, secila prej sëmundjeve që u përmend më sipër, gjithmonë e preokupon zemrën dhe e largon atë çdo çast nga audienca e Allahut të Lartësuar. Sëmundja më e madhe dhe më e vështira prej këtyre është konsideruar shqetësimi për riskun, sepse çështja e riskut është sprovë e madhe për shumicën e njerëzve. Për këtë arsye, e stërmundojnë veten dhe e vështirësojnë jetën. Zemrat e tyre janë të brengosura dhe mendjet të shkujdesura, ngaqë shqetësohen se si do ta fitojnë riskun. Ata kanë hyrë në vështirësi të madhe dhe janë brengosur tej mase në çështjen e sigurimit të riskut. Mendimet u janë prishur, jeta e tyre s'ka begati dhe bota u është ngushtuar.

Shumë prej njerëzve kanë ngelur pa rrugëzgjidhje dhe si rezultat, e kanë lënë adhurimin ndaj Allahut Teala duke u përpjekur për të fituar riskun, kanë shkuar e kanë trokitur në dyert e njerëzve të dhënë pas dynjasë dhe janë bërë shërbëtorë të tyre. Ata janë bërë robër të njerëzve të dobët siç janë edhe vetë dhe kanë rënë në probleme e vështirësi të mëdha, duke u poshtëruar dhe ofenduar në çdo lloj mënyre. Ata rënkojnë në burgun e natyrës së kësaj bote, kanë devijuar në errësirën e neglizhencës dhe u është shkatërruar jeta prej vuajtjeve të pafundme. Më së fundi, janë penduar duke iu drejtuar Allahut Teala, por për shkak të mëkateve të shumta, kanë merituar zjarrin e xhehenemit. Megjithatë, besimtarët që e kanë të hapur syrin e zemrës nuk janë lidhur shumë pas kësaj bote dhe kanë ndjekur rrugën e dijetarëve të ndershëm. Ata kapen pas fesë së Zotit të Botëve dhe mbështeten plotësisht te Ai. Ata nuk kontaktojnë me njerëzit më shumë se ç'është e nevojshme dhe preferojnë vetminë me Zotin e tyre. E kanë lënë shqetësimin për punën e riskut dhe kanë hyrë në botën shpirtërore. Ata i kanë lënë njerëzit e nefsin dhe kanë arritur qetësinë shpirtërore duke pirë eliksirin e dashurisë. Lum për ata që jetojnë duke e mbajtur të gjallë këtë krahasim në mendjet e tyre!



“Brengosja e atij që nuk shfaq vullnet dhe nuk përpiqet për t’i kryer ibadetet, edhe pse shprehet se është zhytur në mërzi për shkak se nuk i ka kryer ibadetet dhe adhurimet, faktikisht konsiderohet si një shenjë e mashtrimit të tij.”

# ANATOMIA E BRENGOSJES

*Idris Arpat*

Brengosja e atij që nuk shfaq vullnet dhe nuk përpiqet t’i kryejë ibadetet, edhe pse shprehet se është zhytur në mërzi nga moskryerja e ibadeteve dhe adhurimeve, faktikisht konsiderohet si një shenjë e mashtrimit të tij.

Sinqeriteti është një cilësi njerëzore që fitohet me vështirësi. Me një shprehje tjetër, është shenja e një adhurimi që shkëlqen. Cilësia e një personaliteti që nuk e mashtron veten dhe nuk e gënjen atë, mund të ndërtohet vetëm mbi themelin e një besimi të fortë. Nisur nga kjo, mund të themi se sëmundjet që lindin nga fjalët, sjelljet dhe gjendjet, në të vërtetë janë reflektime që dalin jashtë nga dobësia në besim.

Sa kuptimplotë është fakti që Allahu Teala i cilëson si hipokritë ata që hedhin themele mbi gënjeshtër[1] dhe sikundër kësaj, pret besnikëri prej besimtarëve.[2] Po ashtu edhe i Dërguari i Allahut, (a.s.), na kujton duke e përsëritur tri herë njëra pas tjetrës se *“Feja është këshillë”*.[3]

Të gjithë miqtë e Allahut Teala pa përjashtim, kanë bërë thirrje për sinqeritet e besnikëri. Abdulkadir Gejlani, e filloi një kuvend të tij me këto fjalë:

1. Shik. Sureja el-Bakara, 10; el-Munafikun 1.
2. Shik. Sureja el-Huxhurat, 15.
3. Buhari, Iman, 42; Muslim, Iman, 95.

"O bij! Jini të sinqertë, qoftë edhe sa një grimcë! Prej jush kërkoj vetëm një gjë, jo për veten time, por për ju: "Jini të sinqertë dhe besnikë!"[4]

Sinqeriteti është çelësi i gradës së besnikërisë, e cila është grada më e lartë pas gradës së profetësisë. I Dërguari i Allahut, (a.s.), na njofton kështu për këtë përgëzim:

*"Të qenët i sinqertë, sigurisht se e shpie njeriun te përsosmëria e mirësisë. Nëse njeriu vazhdon të jetë i sinqertë, në fund fiton titullin "i sinqertë" te Allahu Teala."*[5]

Shpeshherë, kur themi sinqeritet dhe besnikëri, kuptohet vetëm të qenët i drejtë në fjalë dhe mosdevijimi në mashtrim. Ky është një kuptim i drejtë, por i mangët. Faktikisht, sinqeriteti dhe besnikëria janë një stil jete. Madje një stil jete që reflekton ndaj çdo gjëje. Është një rregull jete që duhet të shfaqet në mendimet, sjelljet, marrëdhëniet njerëzore, ndjenjat dhe përfundimisht në gjendjet tona. Ja pra, Ibn Ataullahu, duke treguar sinqeritetin që duhet të jetë në brengosje, tha:

"Brengosja e atij që nuk shfaq vullnet dhe nuk përpiqet për t'i kryer ibadetet, edhe pse shprehet se është zhytur në mërzi për shkak se nuk i ka kryer ibadetet dhe adhurimet, faktikisht konsiderohet si një shenjë e mashtrimit të tij."

Njeriu është një krijesë që herë- herë harron, bie në neglizhencë dhe bën punë të gabuara. Faktikisht, Allahu i Madhëruar nuk pret prej tij që të mos gabojë apo të mos bëjë mëkat. E rëndësishme është që njeriu të mos bjerë në këto gjendje me vetëdije, por edhe nëse bie, duhet të pendohet menjëherë dhe ta kompensojë gabimin. Ja pra, të vepruarit me sinqeritet dhe besnikëri në këtë gjendjen e dytë, është shumë e rëndësishme.

Pendim do të thotë kthim, që përmban brenda tij një pishmanllëk të sinqertë; do të thotë një drejtim të plotë ndaj Allahut Teala dhe të vërtetës. Në këtë kthim duhet të ketë edhe brengosje. Kjo brengosje nuk duhet të jetë pasive, që e gjen të shprehurin e saj vetëm në gjuhë, por duhet të jetë një ndjenjë dinamike, që i ka rrënjët në zemër dhe i jep njeriut emocion për një hedhje të re, e cila e bën atë ta kompensojë gjënë që i ka ikur. Nëse veprohet kështu, atëherë rrëshqitja e këmbëve nga rruga e drejtë mund të jetë çelësi i një fillimi të ri, madje i një jete më të zgjuar dhe më cilësore. Kjo gjendje ndikon te njeriu si një vaksinë e bërë për të aktivizuar mekanizmin e ruajtjes së trupit.

Në lidhje me këtë lloj brengosjeje, Ebu Ali ed-Dekkak, kuddise sirruh, thotë: "Gradën që një njeri me brengë të vërtetë e arrin brenda një muaji në rrugë të Allahut Teala, dikush tjetër nuk mund ta arrijë me vite."

Gjendja e brengosjes që nuk e bën njeriun t'i kompensojë gabimet, nga një aspekt është një gjendje mashtrimi që njeriu i bën vetes dhe burimi i saj shpeshherë është nga nefsi dhe shejtani. Disa dijetarë e kanë quajtur këtë gjendje "mekri ilahi", e cila është një lloj istidraxhi, domethënë, ndëshkim hyjnor për shkak se robi nuk i respekton rregullat e fesë. Shpeshherë kjo është një shenjë e zemërimit hyjnor, e cila duket si mirësi. Këtë lloj brengosjeje nganjëherë mund ta shoqërojnë edhe lotët.

Brengosja e rreme nuk mund të bëhet shkak për formimin e një vullneti të ri në brendësi të njeriut. Ai që brengoset në këtë mënyrë, duket i mërzitur nga rënia në mëkat, por nuk heq dorë nga vazhdimi në të. E qorton veten për shkak se shfaq koprraci aty ku duhet të japë, por nuk jep për të shpëtuar nga kjo gjendje. Brengoset për shkak se nuk i vlerëson kohët e agimit, por nuk përpiqet për të marrë masat e nevojshme për agimin e ardhshëm. Kjo gjendje e të tjera që i ngjajnë kësaj, janë shenjat që tregojnë se brengosja e përjetuar është një brengosje jo e vërtetë. Me një shprehje tjetër, është një mashtrim i ulët, me të cilin njeriu gënjen veten e tij. Sipas mistikëve, kësaj gjendjeje nuk është e drejtë t'i thuhet brengosje.

Disa dijetarë kanë folur për tri lloj brengosjesh:

1. Brengosja e gënjeshtarëve: Kjo është brengosja e atyre që nuk përpiqen për ta kompensuar atë që u ka ikur, edhe pse shprehen se janë brengosur.

2. Brengosja e të drejtëve: Kjo është brengosja e atyre që janë të sinqertë në këtë ndjenjë, që përpiqen menjëherë t'i kryejnë detyrat që nuk i kanë bërë dot më parë dhe që mundohen ta vlerësojnë në mënyrën më të mirë pjesën tjetër të jetës që ka ngelur.

3. Brengosja e të sinqertëve: Kjo është brengosa e atyre që u dhemb zemra dhe ndjejnë një pikëllim të madh për kohën e kaluar, për formimin e ndonjë gjendjeje neglizhence ndaj Zotit dhe për animin e zemrave, sadopak qoftë, ndaj pasioneve dhe dëshirave vetjake.

Së fundi, brengosja e pranuar është një djegie shpirtërore që e shpie njeriun në veprime të reja. Një brengosje e tillë është një kafshë mbartëse e mirë dhe një shok i sinqertë për udhëtarët e Zotit (xh.xh.).

4. el-Fet'hu'r-Rabbani, fq. 248 (letra e 57.).

5. Buhari, Edeb, 69; Muslim, Birr, 102.

# PENDIMI PËR MËKATIN

*Salih Zeki Meriç*

Më parë, ji përgjegjës për veten. Allahu, më parë do të të pyes për veten tënde. Pyetjet që do fillojnë së bashku me jetën e varrit, janë: Kush është Zoti yt? Kush është Pejgamberi yt? Cila është feja jote?

Pyetjet do vijnë njëra pas tjetrës dhe do të pyetesh për frymën që merr, hapin që hedh, kafshatën që ha, vendin ku sheh, zërin që dëgjon, për të mirën dhe të keqen më të vogël që ke bërë. Çdo gjë do të të dalë përballë. Asgjë nuk është anashkaluar dhe asnjë detaj nuk është harruar. Çdo çast i yti është regjistruar. Çdo gjë është shkruar në librin e veprave. Të gjitha veprat e tua janë shkruar dhe "pse"-të janë përballë teje.

Ashtu siç ke jetuar, ashtu do t'u përgjigjesh edhe këtyre pyetjeve. Nëse e ke parë nga larg të Dërguarin e Allahut, nëse ke kaluar larg Islamit ose Islami nuk ka qenë kurrë aktualiteti i jetës tënde edhe përgjigja për besimin do të shkruhet "larg".

Nga duhet filluar pastrimi? Çfarë recete duhet të zbatojë njeriu, që t'i kthehet vetes? Si të shpëtojë nga të qenit shpëtues? Si të shpëtojë njeriu, i cili sillet sikur feja ka mbetur vetëm në dorë të tij dhe pandeh gjithmonë se është shpëtuesi, duke qarë hallin e të tjerëve, ndërkohë që ka harruar vetveten?

Për të dalë me shpirt të qetë përpara Zotit tënd, më parë duhet të fillosh nga vetja. Në vend që të shohësh gabimet e të tjerëve, duhet të shohësh të tuat dhe të qash hallin tënd. Më parë duhet të ndriçosh qoshet e errëta të botës

tënde të brendshme dhe të ndezësh kandilat, që u janë vjetëruar fitilat dhe u ka mbaruar vaji.

Më parë duhet të pastrosh shpirtin, pastaj gjynahet dhe në fund zemrën.

Pastrimi duhet të bëhet me gjithë shpirt. Nëse pastrohet shpirti, gjithçka kthehet në një kopsht ku çelin njëmijë e një lule dhe dashuria fillon këngën e saj të ëmbël. Dhe, nëse kopshti i shpirtit tënd ngjyroset me ngjyrën e të Vërtetit, do të jesh prej të shpëtuarve.

Shpirti yt të jetë i tillë, që çdo gjallesë të gjejë vend aty. Kopshtet e shpirtit tënd të jenë të gjera si oqeane dhe të dëlira si lëndinat ku nuk gjen qoftë edhe një barishte grami. Shpirti është një vend shumë delikat dhe i brishtë. Prandaj, duhet pasur kujdes edhe ndaj atyre që futen edhe ndaj atyre që nxirren nga shpirti.

Për shembull, me kë je? Dashuria e kujt gjendet në shpirtin tënd? Nëse nuk e mban shpirtin të pastër, nuk mund të rregullosh as gjendjen tënde. Do të shohësh vëngër. Tekun e sheh çift dhe të drejtën të shtrembër. Qesh kur duhet qarë dhe qan kur duhet qeshur.

Pastaj zemra. Zemra është qendra jote. Allahu shikon zemrën. Edhe robërit shikojnë zemrën. Si të jetë zemra, ashtu je edhe ti. Qëllimi lind në zemër dhe po aty zhvillohet. Nëse shpirtin e ke të turbullt, edhe zemrën e ke të tillë. Nëse shpirti yt është i ngushtë, zemra jote s'mund të nxë dashuri të mëdha. Në vend që të gjykosh zemrën e të tjerëve, kthehu në zemrën tënde. Shiko brenda dhe pyet botën tënde të brendshme. Mendo si të ruash zemrën prej sëmundjeve, si armiqësia, urrejtja, smira, degjenerimi dhe mendjemadhësia.

Fillo e qaj për gjynahet e tua. Dhimbja e pendimit le të ngulet si gozhdë në zemrën tënde dhe përgjërimet le të ngrihen prej qosheve më të largëta të zemrës. Qaj, që i gjithë trupi yt të pastrohet. Qaj, që të gjitha gjynahet të bien. Papastërtinë e gjynahut mund ta pastrojnë vetëm lotët që dalin prej një pendimi të fortë.

Qaj në agim. Qaj në vetmi. Qaj në takim me Zotin tënd. Pastroje me të qarë ndërgjegjen tënde të papastër. Loti është mëshirë. Loti pastron shpirtin, rafinon zemrën dhe kthjellon qëllimin. Loti nuk del nga çdo njeri. Ka njerëz, që janë si tokë e djerrë. Ka njerëz, që janë si tokë pjellore. Kur njeriu derdh lot, nga toka e shpirtit të tij shpërthen mëshira.

Pastrimi i shpirtit bëhet në agim. Për t'u pastruar, njeriu duhet të ketë kujdes dy gjëra: E para, njerëzit me të cilët miqësohet dhe e dyta, gjërat që ha e pi...

Shikoji njëherë miqtë e tu! Çfarë ka në aktualitetin shpirtëror të këtyre njerëzve që i konsideron miq? Sa prej tyre të tërheqin prej ndjenjave të ulëta dhe të ngrenë në ndjenjat e larta? Për çfarë të nxisin me pavetëdije dhe për ku e orientojnë drejtimin tënd?

Kushti i parë i miqësisë, është të bëhesh mik me Allahun. Sa prej miqve të tu janë miq me Allahun? Sa prej tyre të çojnë tek Allahu?

Sa kujdes ke për ato që të kalojnë në fyt? Bukën, gjellën, ujin, çajin... Sa ndikon kriteri hallall-haram në ato që ha? Përveç kësaj, prej duarve të kujt janë përgatitur ato që ha? Me çfarë ndjenjash? Ato që ha, janë gjëra që ndikojnë menjëherë në karakterin dhe botën tënde shpirtërore. Sa i kujdesshëm dhe sa i ndjeshëm je ndaj tyre?

Pastrimi shpirtëror arrihet duke qëndruar me njerëz shpirtpastër. Arrihet duke marrë ushqim material dhe shpirtëror prej sofrës dhe qëndrimit me njerëzit shpirtpastër. Prej njerëzve që dashurojnë këtë botë, e cila është edhe qëllimi i jetës së tyre, nuk ke asnjë dobi përveç të mirave të përkohshme të kësaj bote. Atëherë, sot, kur gjërat janë ndërthurur me njëratjetrën, duhet ta rrisim ndjeshmërinë në nivelin më të lartë, për të ruajtur botën tonë shpirtërore dhe duhet të shoqërohemi me njerëz zemërbutë dhe delikatë, për të ruajtur butësinë e zemrës.

Gjynahet bien në zemrën e njeriut në formën e njollave të vogla. Kur njeriu bën një gjynah, në zemrën e tij formohet një njollë e zezë. Në botën e tij shpirtërore bie një pikë zift. Dhe kur njeriu bën çdo lloj gjynahu, zemra fillon e nxihet. Ndërsa nxirja e zemrës e ngurtëson atë. Dhe kjo reflektohet në shpirtin, veprat, fytyrën dhe gjendjen e njeriut.

Mendo se si të pastrohesh prej gjynaheve të tua. Nëse njeriu pastron vetveten, ndikon edhe tek të tjerët në të njëjtën mënyrë. Nëse shqetësohet për shpëtimin e vetes, edhe të tjerët shpëtojnë duke u kapur pas tij. Por, nëse harron veten dhe merret me shpëtimin e të tjerëve, nuk mund të shpëtojë as veten dhe as të tjerët.

Bota e brendshme duhet të jetë e fortë. Me shumë se fjalë, duhet vetëdije. Më shumë se fjalë, duhet vepër... Para së gjithash, njeriu duhet të jetë i vetëdijshëm për gjynahun e vet dhe të dijë se si të qajë për gjynahun e vet.

Në këtë botë çdo gjë është relative. Pozita, posti dhe gjendja materiale. Vlera jonë tek Allahu matet me devotshmërinë tonë. Ndërsa devotshmëria arrihet me pastrimin e zemrës, shpirtit dhe veprës.

# TË PAPRITURAT E DITËS SË GJYKIMIT

Sedat Islami

Jo çdoherë njeriu i gëzohet fundit të gjërave. Edhe pse ndonjëherë planifikon dhe pret rezultatet pozitive, ai tronditet kur mëson se gjërat nuk kanë shkuar siç ka menduar. Është një ndjenjë e keqe, e cila nganjëherë ka edhe përfundim tragjik. Ka pritur të korrë rezultate në provime, por ka dështuar; ka shpresuar në sukses të biznesit, por ka humbur; ka ëndërruar pasuri, por ka përfunduar i varfër...

Kjo "befasi" me atë që nuk e ke menduar fare, e përcjell njeriun edhe në botën tjetër. Edhe atje njeriu do të ngelë i habitur kur të dalë para Allahut, ndërsa, edhe pse është falur dhe ka agjëruar, edhe pse ka dhënë Zekatin dhe ka kryer Haxhin, veprat e tij nuk do të pranohen. Allahu i Madhëruar thotë :

*"...**E prej Allahut do t'u prezantohet*** (lloji i dënimit)***, çka as nuk kanë mundur ta mendojnë".*** (Zumer, 42.)

Disa nga gjeneratat e para të myslimanëve kanë thënë: *"Sa herë do të dëshpërohet njeriu në Ditën e Llogarisë, ndërsa nuk e ka menduar fare!"*

Përse nuk do të dalin në botën tjetër parashikimet e njeriut?

Për ç'shkak njeriu nuk do të shpërblehet ndonëse është falur, ka agjëruar, ka dhënë Zekatin dhe ka kryer Haxhin?

Ku qëndron problemi?

Janë këto pyetje, përgjigja ndaj të cilave përbën temën kryesore të kësaj ligjërate.

## MANGËSITË NË SINQERITET

Shkaku pse njeriu pëson këtë të papritur të hidhur, në radhë të parë, siç kanë përmendur shumë komentues në shpjegimin e ajetit që cituam më parë, ka të bëjë me mungesën e sinqeritetit. Veprat e njeriut që nuk ka punuar për të arritur kënaqësinë e Allahut, por atë të njerëzve do të jenë të papranuara. Këtë

njeri dijetarët e kanë përngjasuar me një njeri që kalon nëpër treg me një thes plot me gurë. Njerëzit mendojnë se ka gjësend me vlerë, por ai ka vetëm gurë, me të cilët nuk mund të blejë asgjë. Për këtë shkak, Sufjan Theuriu thoshte: "Mjerë për hipokritët! Mjerë për hipokritët! Ky është ajeti i tyre dhe kjo është historia e tyre."

Allahu i Madhëruar ka shpjeguar në Kuranin Famëlartë se veprat e këtyre njerzëve janë të asgjësuara në botën tjetër.

***"Dhe Ne do t'u qasemi veprave që kanë bërë ata dhe do t'i shndërrojmë në pluhur e hi."*** (Furkan, 23.)

Njerëzit që nuk ia kanë frikën Allahut, por iu fshihen vetëm syve të njerëzve, janë ata, që ndonëse mund të kenë vepra të mira, ato do t'u bëhen hi e pluhur. Ibni Maxheh (*Allahu e mëshiroftë!*), transmeton se Theubani (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), se Muhamedi (*a.s.*), ka thënë:

"*Unë do t'i njoh disa njerëz nga umeti im, që do të vijnë Ditën e Kiametit me të mira të shumta si kodrat e bardha të Tihames, por të cilat Allahu i Madhëruar do t'i shndërrojë në hi e pluhur!"* Theubani tha: "O i Dërguari i Allahut, na i përshkruaj ata, që të mos jemi prej tyre nga padija!" "*Atëherë, ata* -tha i Dërguari i Allahut- *janë vëllezërit tuaj nga lëkura (lloji, raca) juaj, ata falen gjatë natës siç faleni dhe ju, por kur vetmohen, shkelin ndalesat e Allahut!"* (Albani e vlerëson hadithin si autentik.)

## GAFLETI APO PAKUJDESIA

Njeriu ndonjëherë tregohet aq i shkujdesur, sa harron edhe vdekjen. Ai vazhdon me mëkatet e tij, vazhdon me kryeneçësinë, vazhdon me injorimin e së vërtetës deri në momentet e fundit, kur i kupton të gjitha, por që është tepër vonë. Allahu në suren Kaf na rrëfen se vdekja sjell të vërtetën, të cilën njeriu e ka anashkaluar dhe i ka ikur gjatë tërë jetës.

(Mohuesit do t'i thuhet)***: "Ti ke qenë i pavëmendshëm për këtë. Tashti ta kemi ngritur perden*** (e syve)***, dhe shikimi yt sot është i mprehtë."*** (Kaf, 22.)

Perdja u hoq dhe ai mësoi atë që nuk e kishte llogaritur kurrë se mund t'i ndodhte. Ja si na e përshkruan këtë Allahu i Madhëruar:

***"Sikur keqbërësit të kishin çdo gjë që gjendet në Tokë, dhe po kaq më tepër, të gjitha këto do t'i flijonin (për të shpëtuar) prej dënimit të ashpër në Ditën e Kiametit. Atëherë, do të përballen me atë që nuk e kanë llogaritur, do t'u shfaqen atyre të këqijat që kanë bërë dhe do t'i kaplojë ajo të cilën e përqeshnin."*** (Zumer, 47-48.)

## MENDOJNË SE JANË VEPRA TË MIRA, POR JANË TË KËQIJA

Pse njerëzit mund ta pësojnë keq dhe të ballafaqohen me këto të papritura të hidhura është edhe gabimi i tyre në perceptimin e së mirës. Ata ndonjëherë bëjnë keq, ndërsa deklarohen sikur bëjnë mirë. Ose, sikur ajo që bëjnë nuk është mëkat. Fudajl Ibn Ijjadi në koment të ajetit bazë ka thënë: "Ata kanë bërë vepra për të cilat kanë menduar se janë të mira, por kanë dalë që ato të jenë të këqija. Ata do të ndihen shumë keq kur të mësojnë për fatin e veprave të tyre. Këta janë humbësit më të mëdhenj." Allahu i Lartmadhëruar në Librin e Tij ka thënë:

***Thuaj: "A doni t'ju lajmëroj për ata që, më së shumti, humbasin nga punët e veta, për ata, përpjekja e të cilëve ka qenë e kotë në jetën e kësaj bote, ndërkohë që mendonin se po bënin vepra të mira?"*** (Kehf, 103-104)

## ATA QË SHPIKIN NË FE

Nga ata që dijetarët kanë nënvizuar si njerëz që do të përjetojnë tmerrin e asaj që nuk e kanë imagjënuar fare janë dhe shpikësit e traditave fetare të pabaza. Imam Gazaliu në Ihjau Ulumiddin shpjegon se si atyre, që besojnë forma të gabuara në besim dhe aplikojnë po kështu forma të gabuara në adhurim, ende pa u larguar nga kjo botë, respektivisht në momentet e vdekjes, u bëhet e qartë kotësia e veprimeve të tyre. Për këtë shkak, ata edhe përjetojnë llahtarinë e këtij ballafaqimi me atë që e kanë kujtuar si të mirë. (Shih: 4/175.)

E keqja në rastin e këtyre bidatçinjve është se ata, duke qenë se e mendojnë si të qëlluar atë vepër, nuk pendohen kurrë për gabimet e tyre. Ky është shpjegimi i thënies se "*Për bidatçiun nuk ka pendim!*", pra për shkak se atij nuk i shkon ndërmend të pendohet, ngase e sheh rrugën e tij të drejtë dhe të duhur.

## MËKATET I MARRIN PËR TË VOGLA

Shkak tjetër pse ndodh kjo befasi e hidhur është nënvlerësimi i rrezikut të mëkateve. Disa gjëra janë të mëdha, ndërsa ne nuk i marrim për të tilla. Alkooli është shumë i dëmshëm për shëndetin, por qindra litra alkool nuk mund të kenë ndikim sa ka një pikë helm. Enes Ibn Maliku, *Allahu qoftë i kënaqur me të,* ka thënë: "Ju po bëni disa gjëra që për ju janë më të imëta se qimja e flokut (pavlera) ndërsa ne, në kohën e të Dërguarit të Allahut, i merrnim për

shkatërruese." (Transmeton Buhariu në Sahihun e tij.) "Ne sot përgojojmë njerëzit, ndërsa bëjmë sikur nuk kemi bërë mëkate fare." Buhariu dhe Muslimi, *Allahu i mëshiroftë*, transmetojnë se Muhamedi, *(a.s.)*, ka thënë:

*"...dhe njeriu nga pakujdesia do ta flasë një fjalë nga ato që e hidhërojnë Allahun, ndërsa do të futet thellë në Xhehenem."*

## MËKATET E SHUMTA OSE SHLYERËS TË SHPËRBLIMEVE

Ashtu sikur të mirat që shlyejnë të këqijat, po kështu, edhe të këqijat shlyejnë të mirat ose pamundësojnë përfitimin prej shpërblimit të të mirave. Kjo është kur mëkatet të jenë më shumë se të mirat apo të jenë prej atij lloji që zhvleftëson të mirat. Muhamedi, *(a.s.)*, siç përmendëm edhe më lart, ka thënë:

*"Unë do t'i njoh disa njerëz nga ummeti im, që do të vijnë Ditën e Kiametit me të mira të shumta si kodrat e bardha të Tihames, por të cilat Allahu i Madhëruar do t'i shndërrojë në hi e pluhur!"* Theubani ka thënë: "O i Dërguari i Allahut, na i përshkruaj ata, që të mos jemi prej tyre nga padija!" "*Atëherë, ata* -tha i Dërguari i Allahut- *janë vëllezërit tuaj, nga lëkura (lloji, raca) juaj, ata falen gjatë natës siç faleni dhe ju, por kur vetmohen, shkelin ndalesat e Allahut!* (Albani e vlerëson hadithin si autentik.)

"Një grup njerëzish janë ngazëllyer (mashtruar) nga shpresat e faljes, aq sa dolën nga kjo botë, pa asnjë të mirë. Ata thanë: 'Ne kemi mendime të mira për Zotin, por, gënjyen, ngase po të kishin mendime të mira, edhe do të punonin mirë."

Kjo ndonjëherë ndodh kur, pas së mirës pason e keqja. Allahu na ka ndaluar nga një traditë e tillë. P.sh., përkitazi me lëmoshën ka thënë:

***"O besimtarë! Mos i çoni dëm lëmoshat tuaja duke ua kujtuar ato (atyre që ua keni dhënë) dhe duke fyer..."*** (Bekare, 264.)

Pra, i ka dhënë lëmoshë, por në anën tjetër ia ka përmendur atë duke e vënë në siklet. Këto gjëra bëjnë që njeriu të mos ketë shpërblim fare për veprën e tij. E dini që një grua ka hyrë në Xhehenem për shkak të gjuhës së saj, edhe pse është falur dhe ka agjëruar?

## PADREJTËSITË DHE RREZIKU I TYRE

Njeriu mund të befasohet për të keq në botën tjetër, edhe pse ka vepra të mira, nësë ai sillet padrejtësisht ndaj njerëzve. Muhamedi, *salallahu alejhi ve sellem*, ka thënë:

*"A e dini kush është i falimentuari?" Thanë: "I falimentuar mes nesh është ai i cili nuk ka asnjë dërhem e asnjë plaçkë." Ai tha: "I falimentuari prej umetit tim është ai që vjen Ditën e Kiametit me namaz, agjërim, zekat, por ka sharë dikë, ka shpifur për dikë tjetër, ka ngrënë pasurinë e dikujt tjetër, ka derdhur gjakun e këtij apo ka qëlluar atë tjetrin. Atyre u jepen nga të mirat e këtij, derisa kur mbarojnë të mirat e tij para se atyre t'u jepet e drejta, merren nga të këqijat e tyre dhe i hidhen atij e pastaj ai hidhet në zjarr."* (Transmeton Muslimi.)

## SHPRESA E RREME

Thirrja në mëshirën e Allahut dhe mashtrimi me shpresën se mund të më falë Zoti, ndonjëherë mund të jenë shkak i hidhërimit të Allahut e kështu, kur të dalë njeriu para Tij, të befasohet për atë që nuk e ka pritur fare. Fjala është gjithnjë për ata që shpresën e marrin pretekst për të vazhduar në mëkate. Hasan Basriu ka thënë:

*"Një grup njerëzish janë ngazëllyer (mashtruar) nga shpresat e faljes, aq sa dolën nga kjo botë, pa asnjë të mirë. Ata thanë: 'Ne kemi mendime të mira për Zotin, por, gënjyen, ngase po të kishin mendime të mira, edhe do të punonin mirë."*

Tek Allahu i drejti dhe i padrejti nuk janë të njëjtë. Besimtari i devotshëm dhe mëkatari nuk janë njësoj. Allahu (xh.sh.) në Kuran thotë:

***"A mos mendojnë ata që bëjnë vepra të këqija, se Ne do t'i bëjmë të njëjtë me ata që kanë besuar dhe që kanë bërë vepra të mira, se jeta dhe vdekja e tyre do të jetë e njëjtë? Sa keq që gjykojnë ata!"*** (Xhathije, 21.)

Për këto dhe gjëra të tjera njeriu do të befasohet për të keq, kur të gjejë tek Allahu atë që nuk e ka kujtuar fare dhe as që e ka pritur. Andaj, të nxitojmë që më parë të përmirësojmë veten tonë, të kërkojmë hallallin nga njerëzit, nëse u bëjmë keq, të rishikojmë veprat që kemi bërë në janë në përputhje me traditën profetike, si dhe ta lusim Allahun e Madhëruar për falje. Të bëjmë mirë, të angazhohemi me vepra të mira dhe ta lusim Allahun e Madhëruar që fundi i jetës sonë të jetë ashtu si Ai dëshiron!

# DY FJALË

*Ferudun Ozdemir*

Hasan Basriu, një ndër dijetarët e kohës, teksa po udhëtonte me miqtë e tij, ndeshi rrugës djalin e njërit prej udhëheqësve të shtetit, i cili shoqërohej nga një numër i madh shërbëtorësh. Hasan Basriu pasi e përshëndeti të riun iu drejtua me fjalët:

- O ti djalë i udhëheqësit të shtetit! Ti dhe soji yt, vlerësoni gjithçka sipas parasë. Dua t'ju shes dy fjalë. I pranon? Askush përveç meje nuk ka guxim të t'i shesë. Këto fjalë do të të ndriçojnë rrugën e vërtetë!

Djali pyeti:

- Çfarë do në këmbim?

- Për fjalën e parë një monedhë argjendi, ndërsa për të dytën dy. -u përgjigj Hasan Basriu.

- Në rregull. - tha djali.

Hasan Basriu nisi të flasë:

- O ti djalë i udhëheqësit të shtetit! A ke shtëpi?

- Po kam! – u përgjigj ai.

- E ke ndërtuar vetë, apo e ke trashëguar nga babai yt? – e pyeti Hasan Basriu.

- Jo, e kam ndërtuar vetë.- u përgjigj djali.

- Sa kohë t'u desh ta ndërtoje?- vazhdoi Hasan Basriu.

- Shumë kohë. - tha djali.

- Përse vonove kaq shumë kohë ndërkohë që mund ta përfundoje më shpejt? – e pyeti Hasan Basriu.

- Nuk desha që kafshët të lodheshin përtej mundësisë së tyre, prandaj urdhërova që punët të kryheshin me ngadalësi. –u përgjigj djali.

Pas kësaj Hasan Basriu tha:

«O djalë! U tregove i mëshirshëm ndaj kafshëve, por nuk tregohesh i vëmendshëm ndaj vetes tënde duke e lënë egon të të pushtojë. Orteku i gjynaheve të ka mbuluar dhe ti akoma pandeh se frymon?!»

Djali u trondit nga këto fjalë, menjëherë zbriti nga kali dhe iu afrua Hasan Basriut me mirënjohje duke i thënë:

- Do të të jap menjëherë dy monedhat e tjera, të lutem më thuaj fjalën tjetër.

Më pas Hasan Basriu vazhdoi duke e pyetur:

- Për ku je nisur kështu?

- Jam nisur drejt mbretit për të marrë një detyrë të rëndësishme. –u përgjigj ai.

«Shoh se paske veshur rrobat më të bukura, qenke parfumosur me miskun më të shtrenjtë. Përse? Sepse dëshiron të paraqitesh denjësisht përballë mbretit dhe shpurës së tij. Po, a nuk janë edhe ata njerëz, si unë e si ti? Tani më lejo të të pyes, kur t'ia dorëzosh shpirtin Pronarit të vërtetë a nuk do turpërohesh para Tij, pejgamberëve dhe besimtarëve të devotshëm për gjithë ato gjynahe të panumërta që ke grumbulluar ndër vite?»

Pas këtyre fjalëve, i riu, i përfshirë thellësisht në ndjenjën e pendimit, i dorëzoi kalin shërbëtorit dhe hoqi dorë përjetësisht nga detyra e tij duke bërë një jetë të thjeshtë nën shërbimin e këtij njeriu të devotshëm.

*Çdo gjë që fiton në këtë botë nuk është gjë tjetër veçse një amanet. Mos mendo se e ke fituar vetë! Është Allahu ai që të ka dhuruar forcën dhe mundësinë për ta arritur. Asgjë nuk është e jotja, pronari i vërtetë është vetëm Allahu. Nëse gjatë kësaj bote të është dhuruar diçka, dije mirë se kjo është mirësi e Tij. Mos u krekos me pasurinë e pozitën tënde, sepse Ai që jep, mund edhe të marrë. Edhe nëse nuk merr, dije mirë se një ditë do të vdesësh dhe asgjë nuk do mund të marrësh me vete.*

*Përktheu dhe përshtati: Elona SYTARI*




# BESNIK EDHE PAS RAMAZANIT

*Ferid Piku*

Zoti thotë në Kuranin Famëlartë, duke iu drejtuar Muhamedit dhe të gjithë atyre që e pasuan atë: **"E ti o Muhamed vazhdo rrugën e drejtë ashtu siç u urdhërove, edhe ti dhe ata që të pasuan ty të vazhdojnë rrugën e drejtë, dhe mos i kaloni kufijtë se Zoti e di mirë atë që ju veproni, dhe shikon mirë atë që ju bëni".**

Vëllezër dhe motra!

Iku Ramazani, iku një muaj që ka lënë kujtimet dhe përshtypjet më të mira, por që na ka lënë disa pyetje, përgjigja e të cilave mund të jetë e vështirë. Të jeni të sigurt, se sado të mundohemi, nuk mund ta përjetojmë më atmosferën e Ramazanit. Nuk mund të përjetojmë më atë namaz nate, atë atmosferë iftaresh, atë atmosferë syfyresh. Kënaqësia që Zoti i dha zemrave tona në muajin e Ramazanit, nuk mund të arrihet në asnjë muaj tjetër.

Pas muajit të Ramazanit të gjithë vihemi në siklet. Tashmë besimtarin e shoqërojnë pyetje të llojit: "Sa sevape kam marrë këtë Ramazan, kur sevapet shumëfishohen? Sa flet prej fletëve të jetës tonë u zbardhën, e sa të tjera mbetën të nxira? Kujt iu hoq emri nga lista e banorëve të xhehenemit? E sa të tjerë nuk arritën të fitojnë ofertën e këtij muaji? Sa do shpërblehet puna ime pas muajit Ramazan?"

Pyetjet e kësaj kategorie e shqetësojnë njeriun tani që shejtani është sërish i lirë, tani që dyert e xhehenemit hapen sërish dhe dyert e xhenetit mbyllen. Cilit prej nesh i është pranuar ky muaj siç duhet, që t`i japim dorën e t`i themi: "Gëzuar". Po kush prej nesh ka nuk e ka përjetuar këtë muaj, se ka pasur fatkeqësi, që të shkojmë ta ngushëllojmë. Shpresojmë që këtë muaj ta kemi agjëruar me zemër, pa asnjë interes në lidhje me këtë botë. Shpresa mbetet akoma e madhe, që Zoti ta ketë pranuar agjërimin tonë dhe të na ketë hequr emrat nga lista e banorëve të Xhehenemit.

Nuk është habi të arrish në majë, por habi është për ata njerëz që vazhdojnë të rrinë në majë dhe mundohen të mos bien poshtë. Prandaj duhet të shohim sjelljen tonë pas muajit Ramazan. Ramazani ka dobinë e vet, ka mirësinë e vet. Në Ramazan

Zoti të ngre aq lart, sa nuk e beson se ti je ky njeri. I gjithë sikleti është, nëse do mundesh të qëndrosh në atë nivel, në të cilën të ngriti Zoti muajin e Ramazanit, apo do biesh përsëri atje ku ishe.

Duhet ta themi se sado i madh që është muaji Ramazan, sado e madhe është nata e Kadrit, ne nuk i adhurojmë këto, por ne adhurojmë Zotin e gjithësisë, Zotin e të dymbëdhjetë muajve, Krijuesin e muajit të Ramazanit dhe natës së Kadrit, adhurojmë Atë që mbetet mbas çdo gjëje. Ne jemi besimtarë të Zotit e jo të muajit Ramazan, prandaj besimi ynë duket pas muajit të Ramazanit.

Dua të ndalem në 3-4 momente, që duhen pasur parasysh pas muajit të Ramazanit, në mënyrë që sevapi të na mbetet dhe të vazhdojë.

Sapo mbaron Ramazani ne e pyesim veten: "A përfituam ne realisht nga ky muaj?" Sado që të jemi në Ramazan, e dimë fare mirë, se pas këtij muaji hallet e jetës do na bëjnë të harrojmë atmosferën e Ramazanit, por ne duhet t`ia bëjmë vetes një pyetje: "Ky muaj që kërkonte devotshmëri për të agjëruar, a na bëri me të vërtetë të devotshëm"? Flas për atë devotshmëri që të bën t`i largohesh haramit dhe të kënaqesh me hallallin edhe në qoftë se është pak.

Për këtë devotshmëri Allahu e obligoi agjërimin dhe këtë devotshmëri e shikojmë pas këtij agjërimi. Agjërimi u obligua në mënyrë që të durojmë vështirësitë e jetës, durimin për t`iu larguar të keqes dhe për të bërë punën e mirë. Zoti e obligoi agjërimin, që te bëhemi njerëz më rezistentë ndaj kësaj bote dhe të këqijave e sprovave të saj.

Zoti e obligoi agjërimin për xhihad dhe xhihad do të thotë të luftosh me veten tënde, se vetja jote është armiku kryesor. Ky është xhihadi më i madh dhe përpjekja më e madhe. Ky muaj u obligua që ne të kontrollojmë gjuhën tonë, këtë gjuhë që pak kush e kontrollon. Teksa ti gjatë Ramazanit ruan gojën tënde, se mos të prishen sevapet nga ky gjynah, këtë ne duhet ta bëjmë edhe pas këtij muaji.

Ky muaj u caktua, që ne të kontrollojmë epshet tona. Sidomos në këto kohë ka njerëz që i ndjekin verbërisht epshet e tyre, duke shtuar këtu se edhe sprovat sa vijnë e bëhen më të mëdha. A do kesh ti forcë  të qëndrosh i patundur para këtyre epsheve? Bëja vetes këtë pyetje edhe pas muajit Ramazan, për të kuptuar realisht nëse ke përfituar prej këtij muaji.

Kurani Famëlartë tregon për shembullin e një plake në qytetin e Mekës, e cila thurte një pëlhurë gjatë një muaji dhe askush më mirë se ajo nuk endte pëlhura. Por për çudi pas një muaji ajo e prishte atë pëlhurë. Zoti në thotë Kuranin Famëlartë: **"Mos u bëni** (në çështjet e betimit) **si ajo** (grua) **që e prish tjerrin e saj pasi ta ketë dredhur fort, e t'i bëni betimet tuaja dredhi** (mashtrim) **mes jush." (Nahl: 92)**

Prandaj pas këtij muaji mos e prish sevapin e Ramazanit. Ti që ndërtove një shtëpi në Xhenet, vlerën e të cilës e di vetëm Zoti, mos fillo ta shkatërrosh nga themelet. Ti që i zbardhe faqet e jetës tënde, mos i nxij dhe një herë pas muajit Ramazan. Ti që hodhe hapat drejt rrugës së Zotit, mos u kthe mbrapsht, se një besimtari nuk i shkon t`i largohet dritës e t`i kthehet errësirës. Gjatë muajit të Ramazanit, shikon besimtarë të cilët qajnë dhe derdhin lot, por që pas këtij muaji ti pyet veten: "A nuk ishte ky ai, që falej me mua namaz nate dhe qante gjatë gjithë muajit Ramazan? Si ka mundësi që të bëjë një kthesë 180 gradë"? Ka njerëz që janë shumë të mirë gjatë muajit Ramazan, por që natën e Bajramit kthehen në njerëz të tjerë. Janë të pafat ata njerëz, të cilët e njohin Zotin vetëm në muajin Ramazan dhe nuk e njohin 11 muaj të tjerë.

Vëllezër dhe motra! Adhurojeni Zotin deri në fundit e kësaj jete. Fundi i jetës tonë është vdekja, ndërsa fundin e kësaj dynjaje e di vetëm Zoti. Ne jemi njerëz që e njohim Zotin gjithmonë. Nuk jemi nga ata që e njohin një muaj dhe pastaj e harrojnë për 11 muaj të tjerë. Jemi nga ata njerëz, që nuk e harrojmë Zotin, pasi ta kemi njohur Atë.

Mysliman i mirë ecën me hapa të ngadaltë, por të sigurt. Çështja e ahiretit nuk është biznes dhe mos mendo se duke bërë llogari, mund të shpëtosh nga zjarri i Xhehenemit. Në qoftë se bën një hap drejt Zotit, mos u kthe mbrapsht, se nuk e di nëse do ta arrish edhe njëherë Ramazanin, që të të falen gjynahet.

Ne nuk jemi nga ata njerëz që adhurojnë Zotin për një muaj dhe thonë: "Tashmë jemi falur nga gjynahet". Nuk jemi nga ata që i shumëzojnë punët e mira me 70000 herë dhe mund të dalin me miliona. Ne jemi nga ata njerëz, të cilët pasojnë një profet, që adhuroi Zotin, deri kur i erdhi vdekja. Ne jemi pasues të shokëve të Muhamedit (a.s), të cilët edhe pasi u përgëzuan me Xhenet, nuk bënë gjë tjetër, veçse i shtuan punët e mira.

Ka disa njerëz, të cilët thonë: "Ju e adhuroni Zotin me trup, kurse ne I kemi zemrat e pastra dhe nuk kemi nevojë për adhurim". Kjo nuk është e vërtetë. Ne kemi nevojë gjithmonë për adhurim si të zemrës, ashtu edhe të trupit tonë. Ky muaj që kaloi shumë shpejt, do të thotë që edhe vdekja po vjen shpejt,

prandaj adhuroje Zotin sa te kesh mundësi, në mënyrë që kur të të vijë momenti i vdekjes të jesh ndër ata, të cilët do u thuhet: "Të lumtë, e mbylle jetën tënde me faqe të bardhë". Profeti (a.s) thoshte kështu: "**Kur Zoti e do një njeri, e përdor atë**". Shokët e tij e pyetën: "O profet i Zotit! Po si mund ta përdorë Zoti njeriun?" Profeti (a.s) ua ktheu: "**Po. E ndihmon që të bëjë punë të mira dhe ia merr shpirtin duke bërë punë të mira**".

Prandaj nga lutjet e Muhamedit (a.s) ka qenë edhe kjo: "O Zot! Bëji punët tona më të mira në fundin e jetës tonë dhe ditën tonë më të bukur bëje ditën kur të japim shpirt". Zoti na ndihmoftë që ta vazhdojmë jetën si besimtarë, besnikë ndaj Zotit edhe pas muajit Ramazan dhe gjithmonë na mundësoftë të bëjmë punë të mira. Le të jetë ky muaj një shtysë e madhe për tek Zoti dhe me lejen e Zotit do të jemi të vazhdueshëm në kryerjen e punëve të mira.

Pranimi i adhurimit dhe i Ramazanit mbetet sekret tek Zoti. Allahu (xh.sh) e di se kush janë ata, që u pranuan dhe kush janë ata që u refuzuan. Ne na takon të përpiqemi e të derdhim djersën në Ramazan, ndërsa në fund s`na mbetet gjë tjetër, veçse t`i lutemi Zotit që t`i pranojë të gjitha punët tona.

Por ka disa shenja, të cilat janë sinjale të mund të tregojnë se kush janë njerëzit, të cilët përfituan nga Ramazani dhe u shkruajtën si agjërues të këtij muaji. Një prej këtyre shenjave është, se e mira çon në të mirë dhe e keqja çon në të keqe. Kush ka bërë punë të mira dhe Zoti ia ka pranuar ato, natyrshëm do të vazhdojë të kryejë punë të mira edhe pas Ramazanit. Kështu është jeta. Njeriu që merr për mirë, vetëm sa e shton të mirën, ndërsa njeriu që merr për keq, vetëm sa e shton të keqen.

Puna e mirë duhet të ta hapë zemrën. Një besimtar kënaqet kur bën mirë dhe kur sheh mirë. Një besimtar mërzitet shumë me veten, kur bën gjynah dhe kur sheh të tjerët që bëjnë gjynahe. Shenja e pranimit të Ramazanit është: **<u>të të hapet zemra për të mirën e të të ngushtohet zemra për të keqen</u>**.

Shenja e pranimit të Ramazanit është, se një besimtar ka xhelozi për fenë e Zotit. Ai mërzitet, kur shikon që feja e Zotit dobësohet apo kur sheh, që dikush e cenon dhe fyen fenë e Zotit. Ky është tregues i besimit.

Shenjë tjetër e pranimit të Ramazanit, është se një besimtar jep për fenë e Zotit, kontribuon me para, me fizikun e tij, duke u folur njerëzve për këtë Islam madhështor. Ai i bën të gjitha këto, sepse ka dëshirë që rrethi i besimtarëve të zgjerohet sa më shumë, ndërsa e keqja të zhduket plotësisht.

Shenjë tjetër e pranimit të Ramazanit, është se një besimtar gjithmonë ka frikë se mos nuk i pranohet punët që bën. Kështu kanë qenë besimtarët e parë. Ata bënin një punë të mirë dhe pastaj thoshin: "A thua jam unë i meritueshëm, që të ma pranojë Zoti këtë që bëra". Ky është besimtari i mirë. Ndërsa ai që nuk e ka kuptuar Ramazanin, thotë: "E përse të mos ma pranojë Zoti? Agjërova një muaj në mes të vapës, u lodha e u shkatërrova e përsëri të mos ma pranojë Zoti? Po s`ma pranoi mua, kujt do t`ia pranojë".

Një shenjë tjetër e pranimit të Ramazanit, është se besimtari është i vazhdueshëm në punën e tij edhe nëse është e paktë. Më mirë bëj pak dhe vazhdoje atë, sesa të bësh shumë njëherë dhe pastaj të mos bësh asgjë. Profeti (a.s) ka thënë: "**Punë më të mira tek Zoti janë ato punë që vazhdojnë deri në vdekje, edhe sikur të jenë të pakta**".

Besimtari i vërtetë jeton gjithmonë mes shpresës se Zoti do t`ia pranojë veprat e tij dhe mes frikës se nuk do t`i pranohen veprat e tij.

Në fund desha t`ju kujtoj me dy gjëra, njëri është përkujtim, ndërsa tjetra është ngushëllim.

Ju përkujtoj për 6 ditët e muajit Sheual, i cili vjen direkt pas muajit Ramazan. Muhamedi (a.s) ka thënë për këto 6 ditë: "**Kush e agjëron Ramazanin dhe e shoqëron me agjërimin e 6 ditëve nga muaji Sheual, shpërblehet njëlloj sikur të ketë agjëruar gjithë vitin**". Prandaj mundohuni të agjëroni 6 ditët e muajit Sheual, në mënyrë që shpërblimi i Ramazanit të jetë jo si shpërblimi i një muaji, por inshallah si shpërblimi i një viti.

Po ashtu përkujtoj të gjithë ata që nuk patën mundësi ta agjëronin Ramazanin, që ta shfrytëzojnë dimrin, kur dita është më e shkurtër dhe koha është më e freskët, për ta agjëruar Ramazanin, duke shlyer kështu borxhin ndaj Zotit. Këshilloj sidomos gratë, të cilat kanë pasur arsyet e tyre për të mos agjëruar, që të nxitojnë e t`i agjërojnë ditët e Ramazanit, në mënyrë që të mos i kapë Ramazani tjetër me ditë të pa agjëruara nga Ramazani paraardhës.

Ndërsa ngushëllimi është për të gjithë ata njerëz, të cilët nuk e agjëruan Ramazanin, edhe pse nuk patën arsye për të mos e bërë diçka të tillë. U drejtohem të gjithë atyre që thanë: "Vallahi është vapë. Nuk i dihet nëse do t`i shkojmë deri në fund. Më mirë nuk po rrezikojmë". Dijeni se kjo është arsye tek Zoti. U drejtohem të gjithë atyre që thanë: "Jemi në një dasmë dhe duhet ta prishim agjërimin, se përndryshe u mbetet hatri dasmorëve. Po e prishim kësaj radhe me Zotin, që të mbajmë lidhjet familja-

re”. As ky nuk mund të jetë arsyetim tek Zoti dhe ai person, për të cilin ti ke prishur agjërimin, nuk ka se çfarë t`i bëjë as vetes së tij dhe as ty nuk të mbron dot para Zotit të gjithësisë.

Megjithatë kam një ngushëllim për të gjithë ata, që menduan se nuk agjëronin dot këtë muaj, por po ta kishin filluar, me shumë mundësi do ta kishin përfunduar dhe do e shihnin se Zoti është shumë afër dhe do t`i ndihmonte.

Ngushëllimin ua jap të gjithë këtyre njerëzve me këtë histori që do të tregoj tani:

Një komandant dhe ushtria e tij po ktheheshin të lodhur nga fusha e betejës për në shtëpi. Ushtarët mbartnin pajimet e luftimit mbi supet e tyre. Komandanti u tha ushtarëve: “Do të kalojmë në një fushë. Tani është natë dhe nuk shikohet asgjë, por çfarë t`ju zërë këmba, merreni se do t`ju hyjë në punë. Nesër në mëngjes do ta shihni se çfarë keni marrë”. Të gjithë e dëgjuan urdhrin, por jo të gjithë e zbatuan atë. Dikush tha: “Vallahi mezi po mbaj pajimet që kam mbi shpinë e jo më të marr edhe atë që më prek këmba”. Dikush tjetër mori pak dhe tha me vete: “Nuk mbaj dot më tepër”. Ndërsa dikush tjetër e zbatoi me përpikëri urdhrin e komandantit dhe i mori të gjitha ato që i haste këmba, pa e parë fare se çfarë ishte.

Të nesërmen njerëzit panë se në atë fushë kishte pasur copa floriri. Ai që e kishte zbatuar urdhrin me përpikëri, e kishte mbushur mirë shpinën e tij. Komandanti u tha: “Gjithë ajo që keni marrë është e juaja, unë nuk dua asgjë prej jush”. Atë mëngjes disa u bënë shumë pishman se s`kishin marrë asgjë, disa u mërzitën se kishin pasur mundësi të merrnin më tepër, ndërsa disa të tjerë u gëzuan shumë.

Ky është shembulli ynë. Urdhri i komandantit është urdhri i Zotit: “Agjëroni këtë muaj”. Pajimet mbi shpinë janë hallet e jetës. Nata është dynjaja dhe ne nuk e dimë se çfarë shpërblimi ka muaji Ramazan. Dita është dita e Kiametit, kur shihen shpërblimet. Lum për ata njerëz, të cilët zbatuan urdhrin e Zotit dhe e shfrytëzuan këtë muaj me sa patën mundësi. Ta dinë se kanë marrë vetëm të mirat e vetes së tyre. Zoti nuk ka nevojë për asgjë. Ndërsa ata që u bënë pishman, janë ata njerëz që nuk kanë agjëruar.

Prandaj të gjithë ata që nuk kanë agjëruar këtë muaj, ta dinë se dera e pendimit është e hapur dhe inshallah do të ketë edhe Ramazane të tjera. Le ta bëjnë nijet që sot për të agjëruar Ramazanin e ardhshëm dhe le t`i agjërojnë ditët e lëna pa agjëruar. Dijeni se dera e pendimit tek Zoti është e hapur deri kur shpirti i njeriut të arrijë në fyt. Prandaj ka gjithmonë shpresë, se Zoti është i mëshirshëm me robërit e Tij.

Zoti na bëftë prej atyre, që nuk bëhen pishman pas Ramazanit. Zoti na bëftë prej atyre, që nxisin njerëzit e tjerë të jenë më afër Zotit. Zoti na e pranoftë këtë muaj, na i faltë gjynahet dhe e lusim Atë që të na ndihmojë në kryerjen e veprave të mira edhe pas Ramazanit. Allahu (xh.sh) na mëshiroftë të gjithëve.

Amin!





# NGA STRESI NË DEPRESION

*Prof. dr. Nevzat Tarhan*

Stresi i pakontrolluar çon në depresion të thellë dhe vetëvrasje.

Organizata Botërore e Shëndetsisë e shpalli se në të ardhmen, depresioni do të jetë problemi më i madh shëndetësor i njerëzimit. Në Amerikë, nga sëmundjet që e bëjnë njeriun të paaftë për punë, depresioni zë vendin e dytë, pas sëmundjeve të zemrës.

Çdo ditë në botë kryejnë vetëvrasje mbi njëmijë vetë. Në Angli, numri i njerëze që vdesin nga vetëvrasja është më i madh se numri i njerëzve që vdesin nga aksidentet rrugore. Kurse në Amerikë çdo vit 10% e popullsisë kalon në gjendje depresioni. Probabiliteti i çdo njeriu për t'u kapur nga depresioni është 20%. Në Shqipëri nuk ka statistika të sakta për depresionin, por ka statistika për vetëvrasjet, ku sipas të dhënave të Organizatës Botërore të Shëndetësisë, për periudhën 1987-2003 shifra e vetëvrasjeve ka arritur në 4.3 në 100.000 banorë.

Depresioni nuk është dobësim, lodhje e përgjithshme apo rënie shpirtërore, por është një sëmundje patologjike, e cila ka mënyrat e veta të kurimit. E rëndësishme në kurimin e kësaj sëmundje është gjetja e shkaqeve që çojnë në depresion.

## ÇFARË ËSHTË DEPRESIONI?

Përkufizimin e depresionit do ta bëjmë duke u nisuar nga simptomat që shfaq depresioni. Simptomat e depresionit janë:

1. Humbja dhe rënia e interesit për aktivitetet jetësore,
2. Gjendja e dobët dhe e trishtuar shpirtërore,
3. Rënie ose shtim në peshë,
4. Probleme gjumi ose gjumë i tepërt,
5. Shqetësime, pavendosmëri dhe gjendje paniku,
6. Ndjesia sikur je i pavlefshëm, i paaftë dhe fajtor,
7. Rënie e përqendrimit dhe kujdesit,
8. Ndjesia e plakjes dhe rënies së produktivitetit,
9. Mendimet e përsëritura mbi vdekjen
10. Ndryshim interesi në jetën seksuale.

Nëse zotëroni 2 ose 3 nga simptomat e mësipërme, duhet ndjekur terapi sipas kritereve klinike të depresionit.

## DEPRESIONI ËSHTË NJË SËMUNDJE

Ndjesia e gjendjes së dobët shpirtërore, konsiderimi i vetes si i pavlerë dhe i paaftë, herë-herë i ndodh çdo njeriu. Kjo nuk është një dobësi. Nëse këto ndjesi shndërrohen në depresion, atëherë duhet ndjekur terapi dhe ndihmë mjekësore. Me ndihmën e terapisë gjendja përmirësohet ndjeshëm.

Një grua biznesmene e suksesshme e moshës 45 vjeçe, tregonte se kishte 25 vjet që nuk përjetonte momente buzëqeshjeje dhe gëzimi, nuk merrte asnjë kënaqësi nga jeta dhe për këtë arsye nuk u martua, përveç punës nuk i interesonte asgjë tjetër, madje as prej pushimeve nuk ndjente asnjë lloj kënaqësie. Vitet e fundit kishte pasur shqetësime në stomak dhe dëshirën për punë e kishte humbur krejtësisht. Vazhdimisht ndihej e lodhur dhe e përgjumur. Përballë kësaj gjendjeje nuk gjente asnjë asye për të jetuar.

Shkoi për vizitë mjekësore. Në klinikë i bëjnë analizat dhe testet e duhura. I matet profili bioelektrik i trurit dhe niveli i stresit. Gjendja e saj shfaqte të gjitha shenjat e depresionit. Qendrat hormonale përgjegjëse për kënaqësinë, gëzimin, trishitmin kishin pësuar dëmtime. Pas gjashtë javësh terapi, gjendja u përmirësua 70-80%. Pas terapisë filloi të ndjente dhe të merrte kënaqësi nga jeta. Filloi të përjetojë buzëqeshje dhe gëzime.

Të tilla raste, kur njerëzit humbin ndjenjën e kënaqësisë ndaj jetës, janë të shumta. Këto lloj depresionesh ndikojnë shumë negativisht në jetën e përditshme të njeriut. Depresioni është sëmundje që shërohet me ndjekjen e një kure rigoroze dhe profesionale. Por e rëndësishme është t'u ndërpritet rruga dhe të merren masa ndaj shkaqeve që çojnë në stres.

## DEPRESIONI I FSHEHUR

Simptoma kryesore e depresionit është niveli i lartë i dëshpërimi dhe trishtimit. Kurse në depresionin e fshehur nuk evidentohen këto shenja karakteristike për depresionin. Në raste të tilla depresioni e shfaq veten përmes shqetësimeve fizike, si dhimbje kronike në vende të ndryshme të trupit, marrje mendësh, dhimje koke, dhimbje stomaku, vjellje, pështjellim, alergji, probleme me kujtesën, me gjumin, me jetën seksuale dhe përdorimin e lëndëve narkotike.

Pas analizave dhe testeve, mjekët i tregojnë të sëmurit se është problem nervor. Në momentin e parë, njerëzit në përgjithësi e refuzojnë. Por në fakt, ashtu siç sëmuren organet e tjera, si: veshka, zemra, stomaku, sëmuret edhe sitemi nervor. Krizat e zemrës dhe hemorragjia cerebrale në moshë të re, në përgjithësi vijnë si shkak i përjetimit të një stresi intensiv.

## DEPRESIONI TEK FËMIJËT

Edhe fëmijët shfaqin shenja depresioni, kur janë larg nënës. Kur fëmija mbi gjashtë muajsh largohet nga nëna, ai menjëherë fillon të qajë, ndjen frikë dhe rrezik. Nëse ndarja vazhdon për një kohë të gjatë, fëmijës i ikën oreksi, dobësohet, zhvillimi fizik ndalon, vuan nga të vjellat dhe diarea, është i plogësht, i heshtur, qesh rrallë. Nëse nëna nuk kthehet mbas dy muajsh ndarjeje, fëmija fillon të mbyllet nga brenda, bëhet i ndrojtur. I humbet interesi për mjedisin që e rrethon. Nëse nëna kthehet në muajin e tretë, fëmija fillon të përmirësohet. Nëse nuk kthehet dhe vendin e saj nuk e zë një njeri i përshtatshëm, atëherë mund të përfundojë edhe me vdekje të papritur.

Te fëmija në gjendje depresioni fillojnë të shfaqen sjellje anormale, fillon të thithë gishtin, edhe pse ushqimi dhe trajtimi mund të jetë shumë i mirë, zhvillimi fizik ndalon. Hormoni që është përgjegjës për rritjen e trurit, nuk prodhohet në sasinë e duhur, në këtë mënyrë fillojnë problemet psikike.

Nuk duhet menduar që te fëmijët nuk lind depresioni. Ajo që fëmijën e lidh me jetën është nëna. Midis nënës dhe fëmijës ekziston një lidhje shpirtërore. Mjafton era e nënës, për t'i dhënë fëmijës ndjesinë e sigurisë dhe qetësisë. Fëmija e ndjen veten të sigurt pranë nënës. Nuk ka qetësues më të mirë për një fëmijë se sa një nënë e dashur dhe e dhembshur.

Fëmija e ka investuar gjithë dashurinë te nëna. Në momentin që e humbet atë, e ndjen veten në rrezik. Kur rritet, njeriu fillon ta investojë dashurinë tek njerëz dhe gjëra të tjera. Por të gjitha këto dashuri janë të përkohshme dhe humbja e tyre mund të shkaktojë depresion te njerëzit. Nëse depresioni te fëmijët zgjat shumë, atëherë shfaqet autizmi dhe kemi një fëmijë që jeton në një botë tjetër ndjenjash.

Ashtu si një lule nuk mund të jetojë pa ujë dhe kujdesje edhe fëmija i privuar nga dashuria dhe interesimi vyshket, nuk zhvillohet.



# 9 USHQIME kundëralergjike

Lehtësoni simptomat dhe pakësoni sulmet e alergjisë duke shtuar në dietën tuaj këto ushqime.

### SHAFRANI I INDISË

Shafrani i Indisë njihet për përmbajtjen e lartë në antioksidues dhe antiinflamator. Shtimi i një lugë çaji pluhur të shafranit të Indisë në çajin ose gatim mund t'ju ndihmojë ndaj reaksionit të alergjisë. Konsultohuni me një doktor për të marrë suplemente të shafranit të Indisë.

### MOLLA

Forconi sistemin imunitar me konsumimin e një molle në ditë. Molla përmban flavonoide që mbrojnë trupin nga alergjenët dhe limitojnë prodhimin e histaminës. Shtoni në omëletën tuaj copëza molle, ose merrni me vete një mollë për konsumim të shpejtë të saj.

### HUDHRA

Një tjetër ushqim i pasur me oksidantë, antiinflamator dhe vetitë antibiotike. Hudhra mund të ndalojë reagimin alergjike dhe pezmatimin në trup. Konsumoni një thelb hudhër në mëngjes për të luftuar alergjitë dhe për të shtuar energjitë.



### LIMONI

Limoni është i pasur me vitaminën C, e cila ndihmon në sistemin imunitar. Limoni është ideal për luftimin e alergjisë për shkak të përmbajtjes në vitaminë C dhe antioksidues. Shtoni në gotën me ujë pak limon për detoksifikimin e trupit dhe për përmirësimin e sistemit tretës.

### ÇAJI JESHIL

Kur flasim për çajin jeshil, ka një listë të madhe me përfitime për shëndetin. Përmirëson sistemin imunitar, ndihmon me metabolizmin, detoksifikon trupin dhe parandalon reaksionet alergjike. Konsumimi i çajit jeshil çdo ditë ndihmon në parandalimin e reaksionit alergjik, për ta forcuar efektin e saj shtoni limon ose mjaltë në çaj.

### SALMONI

Salmoni është një nga ushqimet me burimin më të lartë të acideve yndyrore omega 3. Omega 3 lufton inflamacionin dhe lehtëson simptomat e alergjisë. Salmoni përmirëson funksionin e mushkërive. Kjo është shumë e mirë për të gjithë ata që vuajnë nga astma ose i ftohti. Konsumoni të paktën 2 racione salmon ose çdo produkt të peshkut të pasur me omega 3 për një javë.

### PATATJA E ËMBËL

Patatja e ëmbël përmban kalium, vitaminë B6, magnez dhe beta karoten. Këto lëndë ushqyese ulin inflamacionin dhe lehtësojnë simptomat e alergjisë. Konsumimi i gjysmës së patates së ëmbël rregullisht ndikon në përmirësimin e sistemin e imunitetit dhe ndalon krizat e alergjisë.

### XHENXHEFIL

Xhenxhefili përmban shumë vlera për shëndetin, ai përmirëson sistemin

tretës dhe balancon nivelin e pehashit. Ai mund të veprojë dhe si një antialergjik. Ndalon formimin e mukozës dhe parandalon bllokimin e hundëve. Pini çaj xhenxhefili për të parandaluar alergjitë.

### FARAT E LIRIT

Farat e lirit janë të pasura me omega 3 dhe selen, të cilat janë të njohura për parandalimin e reaksioneve alergjike. Shtoni sallatës ose kosit një lugë gjelle fara liri.

# LËNGU I GJELBËR

## për pastrimin e gjakut dhe gjithë organizmit

Ushqimet dhe pijet e gjelbra janë shumë (dhe nuk e nënvizojmë dot mjaftueshëm) të rëndësishëm dhe ushqyes për shëndetin e organizmit.

Ardhja e pranverës shoqërohet me rreshta shumëngjyrëshe në tezgat e fshatarëve, të cilat janë të mbushura plot me barishte, fruta e perime.

Ndër barishtet më të mira për shëndetin është padyshim pazia.

Vlerat shëndetësore të pazisë janë me të vërtetë të shkëlqyera.

Në to përfshihet aftësia për të rregulluar nivelet e sheqerit në gjak, parandaluar radikalet e lira, përmirësuar tretjen, forcuar sistemin imunitar, për të ulur temperaturën dhe luftuar inflamacionin.

Kjo barishte është e shkëlqyer për uljen e tensionit të gjakut, parandaluar sëmundjet e zemrës, rritur dendësinë kockore, detoksifikuar organizmin dhe forcuar shëndetin e trurit.

Pazia është një burim fantastik vitaminash, ushqyesish dhe përbërësish organikë që përfshijnë vitaminën K, C, A, E, riboflavinën dhe vitaminën B6.

Sa i përket mineraleve, ajo përmban magnez, mangan, kalium, hekur, natrium dhe bakër.

Përveç fibrës dietike, pazia përmban edhe antioksidantë, fitonutrientë dhe enzima të cilat janë unike dhe shumë të mira për shëndetin.

### SI TË PËRGATISNI LËNGUN E PAZISË, MAJDANOZIT DHE LULERRADHIQES.

Për këtë çaj ju nevojiten:
2-3 gjethe pazi,
Një grusht me lulerradhiqe,
Një tufë e vogël majdanoz,
4-5 kërcenj selinoje,
1 kastravec,
1 mollë jeshile,
Gjysëm limoni
Një copë e vogël xhenxhefili.

### PËRGATITJA E LËNGUT

Për përgatitjen e këtij lëngu, ekspertët rekomandojnë që në shtrydhëse të fusni barishtet dhe erëzat të para e më pas frutat dhe perimet më të forta.

Lëngu duhet pirë menjëherë sa është i freskët.

Ai është shumë i shëndetshëm, sidomos në kohë virozash.

Ky lëng i jep fuqi imunitetit, përmirëson qarkullimin e gjakut, mbron rrugët e frymëmarrjes dhe për më tepër përmirëson ndjeshëm tretjen.

Mund ta konsumoni disa herë në javë.

Konsumi i rregullt i pazisë mund të duket sikur kërkon shumë fantazi në kuzhinë, por nuk është aspak e vërtetë.

Pazia mund të kombinohet shumë mirë me lulerradhiqen, majdanozin, selinonë, mollën, kastravecin e shumë të tjera për marrjen e një lëngu të shkëlqyer për trupin dhe trurin.



“O besimtarë,
mos i bëni miq
armiqtë e Mi dhe tuajit,
duke u shprehur
atyre dashuri,
ndërkohë që ata
kanë mohuar
të vërtetën...”

*(Mumtehine, 1)*



ISSN 2227-3611
9 772227 361004 05